*për Andrean*
*për Ruzhdiun*
*për Tarekun*
*për Ziadin*

# PARATHËNIE

Që kur ika nga Libani për t'u vendosur në Francë, në vitin 1976, më pyesin me dashamirësi nëse ndjehem "më shumë francez" apo "më shumë libanez". Unë përgjigjem vazhdimisht : "Edhe ashtu edhe kështu". Jo nga ndjesia për të ruajtur ekuilibrin dhe paanshmërinë, por, nëse do të përgjigjesha ndryshe, do të gënjeja. Pikërisht fakti që i përkas njëkohësisht dy vendeve, dy a tri gjuhëve, dhe shumë traditave kulturore, më bën të jem unë dhe jo një tjetër. Pikërisht kjo përcakton identitetin tim. A do të isha më i vërtetë nëse do të cungoja një pjesë të vetes time?

Atyre që më pyesin, u shpjegoj pra, me durim, se kam lindur në Liban, se kam jetuar atje derisa u bëra njëzet e shtatë vjeç, se arabishtja është gjuha e nënës, dhe se për herë të parë Dymanë e Dikensin dhe "Udhëtimet e Guliverit" i zbulova në arabisht, dhe se në fshatin tim malor, në fshatin e të parëve të mi, njoha gëzimet fëminore dhe dëgjova disa histori që do të më frymëzonin më vonë në romanet e mia. Si mund t'i harroja unë ato? Si mund të shkëputesha prej tyre? Por, nga ana tjetër, unë jetoj prej njëzet e dy vjetësh në Francë, ku pi ujin dhe verën, ku duart e mia

përkëdhelin çdo ditë gurët e vjetër dhe ku shkruaj libra në gjuhën e saj. Ajo s'do të jetë asnjëherë një tokë e huaj për mua.

Pra, gjysmë francez dhe gjysmë libanez? Merret vesh që jo! Identiteti nuk mund të copëtohet, ai nuk mund të ndahet as në gjysma, as në të treta, as në grimca. Unë nuk kam disa identitete, unë kam vetëm një, të përbërë nga të gjithë elementët që e ngjizën, sipas një "mase" të veçantë që s'është asnjëherë e njëjta nga një individ tek tjetri.

Nganjëherë, pasi kam mbaruar së shpjeguari, deri në detaje se cilat janë saktësisht arsyet që më shtyjnë të kërkoj plotësisht bashkësinë e përkatësive të mia, dikush afrohet drejt meje duke murmuritur miqësisht: "Ju keni të drejtë të flisni kështu, por, thellë-thellë, si e ndjeni veten?"

Kjo pyetje kokëfortë më ka bërë për të qeshur për një kohë të gjatë. Sot nuk qesh më. Sepse më duket se ajo pyetje shpalos një vizion njerëzor të përhapur gjerësisht, e sipas mendjes time, të rrezikshëm. Ndërsa më pyesin se çarë jam unë "thellë brenda vetes time", kjo nënkupton se ka, "thellë brenda vetes" së secilit, vetëm një përkatësi që ia vlen, "e vërteta e fundme" e tij, në një lloj mënyre, "thelbi" i tij, e përcaktuar një herë e përgjithmonë që nga ardhja në jetë e që nuk ndryshon më; sikur ajo që mbetet, e gjithë ajo çka ngelet - rruga e njeriut të lirë, bindjet e krijuara të tij, parapëlqesat, ndjeshmëria vetjake, afritë, me një fjalë, jeta e tij, nuk vlejnë për asgjë. E, ndërsa nxisim bashkëkohësit tanë të "pranojnë identitetin e tyre" siç ndodh shpesh sot, u themi atyre se nëpërmjet tij ata duhet të rigjejnë thellë brenda vetvetes të ashtuquajturën përkatësi themelore, që shpesh është fetare ose nacionale, raciale ose etnike, e tua tundin me krenari në fytyrë të tjerëve.

Kushdo që kërkon një identitet më kompleks e gjen veten të anashkaluar. Një djalë i ri i lindur në Francë me prindër algjerianë mbart në vetvete dy përkatësi të dukshme, dhe në një lloj mënyre duhet të përballojë edhe njërën edhe tjetrën. Unë thashë dy, për të

qenë i qartë, por përbërësit e personalitetit të tij janë më të shumtë. Këtu bëhet fjalë për gjuhën, besëtytnitë, mënyrën e të jetuarit, marrëdhëniet familjare, shijet artistike dhe ato të të gatuarit, ndikimet franceze, evropiane, perëndimore, të përziera tek ai me ndikimet arabe, berbere, afrikane, myslimane... Një eksperiencë e pasur dhe pjellore, nëse ky djalë i ri e ndjen veten të lirë plotësisht, nëse ai inkurajohet për të përballuar të gjithë këtë shumëllojshmëri; në të kundërt, jeta e tij mund të trazohet, sa herë që ai deklarohet vetëm francez. Disa e shikojnë si një tradhtar, madje si një renegat, dhe nëse ai i mbivlerëson lidhjet e tij me Algjerinë, me historinë, me kulturën e besimin e saj, bëhet i pakuptueshëm, mosbesues e armiqësor.

Çështja është më delikate nga ana tjetër e Rinit. Kam parasysh rastin e një turku të lindur para tridhjetë vjetësh afër Frankfurtit, dhe që ka jetuar gjithmonë në Gjermani, pra ai flet dhe shkruan gjermanishten më mirë se prindërit e tij. Për shoqërinë që e birëson, ai nuk është gjerman; për shoqërinë nga vijnë prindërit e tij, nuk është një turk i vërtetë. Logjika ta do që ai ta kërkonte plotësisht këtë përkatësi të dyfishtë. Por as ligji dhe as psikoza sociale nuk i lejojnë atij sot, të mbartë në mënyrë të harmonishme identitetin e përbërë të tij.

I mora këto si shembuj që më erdhën spontanisht në mendje. Mund të citoja edhe shumë të tjerë. Atë të dikujt që ka lindur në Beograd me nënë serbe dhe baba kroat. Atë të një gruaje hutu martuar me një tuci, ose e kundërta. Atë të një amerikani me baba zezak dhe nënë çifute...

Janë vetëm disa raste të veçanta, mendojnë disa. Të them të vërtetën, unë nuk besoj. Rastet që përmenda nuk janë të vetmet që mbartin një identitet kompleks. Çdo njeri ndeshet me përkatësi të shumëfishta, të cilat kundërshtojnë nganjëherë njëra-tjetrën dhe e detyrojnë të bëjë zgjedhje të dhimbshme. Për ca, problemi është i qartë që në vështrimin e parë, për të tjerët duhen bërë përpjekje për ta këqyrur më nga afër.

Kush nuk e percepton në Evropën e sotme grindjen, që me siguri do të rritet, midis përkatësisë ndaj një kombi shumëshekullor si Franca, Spanja, Danimarka, Anglia... dhe përkatësisë ndaj gjithë një kontinenti që po ndërtohet? Dhe që evropianët ndiejnë gjithashtu, që nga baskët e deri tek skocezët, përkatësinë e fuqishme, të thellë, ndaj një rajoni, ndaj popullit të tyre, ndaj historisë dhe gjuhës së tyre? Ka njeri në Shtetet e Bashkuara që ta mendojë vendin e tij në shoqëri pa iu referuar përkushtimeve të brendshme të tij - afrikane, hispanike, irlandeze, çifute, italiane, polake, ose të tjera ?

Gjithsesi e pranoj se zgjedhja e shembujve të parë ka diçka të veçantë. Të gjithë kanë të bëjnë me qenie që mbartin mbi vete përkatësi që, sot, përballen në mënyrë të dhunshme: qenie kufitare, në një lloj mënyre, të përshkuar nga ndasi copëzimesh etnike, fetare, apo të llojeve të tjera. Për shkak të kësaj situate, që unë nuk do të guxoja ta quaja "të privilegjuar", ata duhet të luajnë një rol në krijimin e lidhjeve, në zhdukjen e keqkuptimeve, në arsyetimin me një palë, konsolidimin me tjetrën, për zbutje e pajtim... Ata janë të prirur të jenë shkëndijat e një bashkimi, urëzat e tij, ndërmjetësitë midis komuniteteve të ndryshme, kulturave të ndryshme. Pikërisht për këtë mëdyshja e tyre është e rëndë në domethënien e saj: nëse këta njerëz nuk mund të përballojnë përkatësinë e tyre të shumëfishtë, nëse ata ndodhen vazhdimisht në vështirësi për të zgjedhur nga të shkojnë dhe nën kërcënimin e rikthimit në origjinat e fisit, atëherë ne kemi të drejtë të shqetësohemi për funksionimin e botës.

"Të kesh vështirësi për të zgjedhur", "të jesh i kërcënuar" them unë. I kërcënuar nga kush? Jo vetëm nga fanatikët dhe ksenofobët e të gjitha llojeve, por nga ti dhe nga unë, nga secili prej nesh. Pikërisht për shkak të këtyre zakoneve të të menduarit e të të shprehurit të rrënjosura tek ne të gjithë, për shkak të këtij konceptimi, të ngushtë, përjashtues, fetaro-fanatik, të thjeshtëzuar që redukton tërësinë e identitetit në një përkatësi të vetme, të shpallur me egërsi.

Është pikërisht kjo, mënyra e "fabrikimit" të masakrave për të cilat më vjen të ulërij! Një pohim paksa i menjëhershëm, e pranoj, por që kam ndër mend ta shpjegoj në faqet që vijnë.

AMIN MAALOUF

# 1

Një jetë e tërë me shkrime më ka mësuar të mos i zë besë fjalëve. Ato që duken si më të kulluarat qëllojnë shpesh më të pabesat. Një nga këta miq të pabesë është pikërisht fjala "identitet". Ne kujtojmë se e dimë se ç'do të thotë kjo fjalë, dhe vazhdojmë t'i besojmë asaj edhe kur, tinëzisht, ajo fillon të thotë të kundërtën.

Nuk kam ndër mend aspak të ripërcaktoj pa fund konceptin e identitetit. Kjo ka qenë çështja themelore e filozofisë që nga "Njih vetveten!" e Sokratit deri tek Frojdi, duke kaluar dhe nga shumë mjeshtra të tjerë. Për t'u rimarrë edhe një herë në ditët tona me të, duhet shumë më tepër kompetencë nga ç'kam unë, dhe shumë më tepër guxim. Detyra që i kam caktuar vetes është shumë më modeste: unë përpiqem të kuptoj se përse kaq shumë veta sot kryejnë krime në emër të identitetit fetar, etnik, nacional e të tjera. A ka qenë kështu që në agimin e jetës njerëzore, apo përbëjnë këto realitete të veçanta të epokës tonë? Temat që unë propozoj duken nganjëherë tepër të thjeshta. Kjo, sepse dua që reflektimi im të jetë sa më i qetë, sa më i paqtë, e sa më i ndershëm që të jetë e mundur, pa përdorur asnjë lloj zhargoni, dhe pa gënjeshtrën më të vogël.

Në atë që jemi mësuar ta quajmë "letër identiteti", gjejmë emrin, mbiemrin, datën dhe vendin e lindjes, fotografinë, disa tipare

fizike, firmën, nganjëherë edhe shenjat e gishtave - një mori treguesish që dëftojnë, pa lënë shteg për ngatërresa, se mbajtësi i këtij dokumenti është Filani, dhe se nuk ekziston, përmes miliardave qenieve të tjera njerëzore, një person tjetër me të cilin mund të ngatërrohet, edhe sikur të jetë ai sozia apo vëllai i tij binjak.

Identiteti im, bën që unë të mos jem identik me asnjë qenie tjetër.

E përcaktuar kështu, fjala identitet është një nocion relativisht i saktë, dhe që nuk duhet të shkaktojë konfuzion. A kemi me të vërtetë nevojë për shpjegime të stërzgjatura për të treguar se nuk ekzistojnë dhe nuk mund të ekzistojnë dy qenie identike? Edhe sikur nesër të arrijmë, sikurse druajmë, të "klonojmë" qenie njerëzore, këto qenie midis tyre, nuk do të ishin krejtësisht identike, përveçse në "lindjen" e tyre sepse që në hapat e para të jetës ato do të bëheshin të ndryshme.

Identiteti i çdo personi përcaktohet nga një bashkësi elementësh që patjetër nuk kufizohen vetëm në ato që përcaktohen në regjistrat zyrtarë. Sigurisht, pjesa më e madhe e njerëzve i përkasin një tradite fetare, një kombësie, nganjëherë edhe dy kombësive; një grupi etnik apo gjuhësor; një familjeje pak a shumë të madhe; një profesioni; një institucioni; apo një grupi social... Por lista është shumë më e gjatë akoma, virtualisht e pakufizuar. Mund të ndiejmë një përkatësi pak a shumë të fortë për një rajon, një fshat, një lagje, një klan, për një ekip sportiv ose për një profesion, për një grup miqsh, një sindikatë, një ndërmarrje, një parti, apo një shoqatë, një famulli, a një komunitet njerëzish që kanë të njëjtat pasione, të njëjtat preferenca seksuale, të njëjtat mangësi fizike, ose që përballen në shoqëri me të njëjtën të keqe.

Të gjitha këto përkatësi patjetër që nuk kanë të njëjtën rëndësi, gjithsesi jo në të njëjtën kohë. Por asnjëra nga ato nuk është plotësisht pa domethënie. Ata janë elementët përbërës të një personaliteti, mund t'i quajmë afërsisht "gjenet e shpirtit", me kusht që të saktësohet se pjesa më e madhe e tyre nuk kanë bashkëlindur

me njeriun.

Nëse secili nga këta elementë mund të ndodhet tek një numër i madh individësh, asnjëherë nuk do të gjejmë të njëjtin kombinim tek dy individë të ndryshëm, dhe pikërisht kjo përbën pasurinë e secilit, vlerën e vërtetë, kjo bën që çdo qenie të jetë e veçantë dhe fuqimisht e pazëvendësueshme.

Ndodh që një aksident, fatlum apo fatkeq, apo një takim i rastit, të ndikojë më shumë në ndjenjën e identitetit tonë sesa përkatësia e një trashëgimie mijëvjeçare. Imagjinoni rastin e një serbi dhe të një myslimaneje që janë njohur, para njëzet vjetësh, në një kafe në Sarajevë, që janë dashuruar, pastaj janë martuar. Ata asnjëherë nuk mund ta perceptojnë identitetin e tyre njëlloj si një çift qind për qind serb apo mysliman, vizioni që kanë për besimin dhe për atdheun e tyre, nuk mund të jetë më i njëjtë. Secili nga ata do mbartë gjithmonë në vetvete përkatësitë që prindërit e tij i kanë përcjellë që në lindje, por të cilat ata nuk mund t'i perceptojnë në të njëjtën mënyrë, ato nuk mund të kenë të njëjtën hapësirë tek ata si tek prindërit e tyre.

Le të mos ikim nga Sarajeva. Të rrimë aty e të kërkojmë duke përfytyruar. Në rrugë vëmë re një burrë rreth të pesëdhjetave.

Aty nga viti 1980, ky njeri kishte deklaruar: "Unë jam jugosllav", me krenari, e pa mëdyshje, i pyetur pak më nga afër, ai do të saktësonte se banonte në Republikën federale të Bosnje-Hercegovinës dhe se rridhte, do të thoshte shkarazi, nga një familje myslimane.

I njëjti njeri, po ta takonim dymbëdhjetë vjet më vonë, kur lufta kishte arritur kulmin, do të përgjigjej spontanisht, dhe me forcë: "Unë jam mysliman". Mundet që ai të kishte lënë edhe mjekër si myslimanët. Ai menjëherë do shtonte që është boshnjak dhe nuk do t'i pëlqente aspak po t'i kujtonim se dikur ai pohonte me krenari që ishte jugosllav.

Sot, ky njeri, i pyetur në rrugë, do të thotë fillimisht se është boshnjak dhe pastaj mysliman: "Ja, po shkoj në xhami, do të

saktësonte ai". Po ai nuk do të rrinte pa thënë se vendi i tij bën pjesë në Evropë, dhe shpreson ta shohë atë një ditë pjesëtar të Bashkimit Evropian.

Po ta takonim të njëjtin personazh, në të njëjtin vend pas njëzet vjetësh, si do të përcaktohej ai? Cila nga këto përkatësi do të kishte përparësi për atë? Evropa? Islami? Bosnja? Të tjera? Ballkani ndoshta?

Nuk do të guxoja të bëja parashikime. Në fakt, të gjithë këta elementë bëjnë pjesë në personalitetin e tij. Ky njeri ka lindur në një familje me tradita myslimane; për nga gjuha ai i përket sllavëve të jugut që kohë më parë qenë bashkuar në kuadrin e të njëjtit shtet, dhe që sot nuk janë më; ai jeton në një tokë që herë ka qenë otomane, herë austriake, dhe që ka pasur rolin e saj në dramën e madhe të historisë evropiane. Në çdo epokë, nëse do guxoja të thosha, njëra apo tjetra përkatësi është fryrë deri në atë pikë, sa të fuste në hije gjithë të tjerat dhe të ngatërrohej kështu me gjithë identitetin. I kanë treguar atij njeriu, gjatë jetës së tij gjithfarë përrallash. Që ishte proletar dhe asgjë tjetër. Që ishte jugosllav dhe asgjë tjetër. Dhe së fundmi që ishte mysliman dhe asgjë tjetër; madje e kanë bërë të besojë, gjatë disa muajve të vështirë, që ai kishte më shumë gjëra të përbashkëta me banorët e Kabulit sesa me ata që jetojnë në Trieste!

Në të gjitha epokat ka pasur njerëz që gjykonin se kishin vetëm një përkatësi të rëndësishme, në të gjitha rrethanat shumë më superiore se të tjerat, aq sa me të drejtë mund ta quanin "identitet". Për disa, kombësia, për të tjerët besimi fetar, ose përkatësia. Por mjafton të hedhësh vështrimin mbi disa konflikte që ndodhin nëpër botë për të kuptuar se asnjë përkatësi nuk mund të mbizotërojë në mënyrë absolute. Atje ku njerëzit ndjehen të kërcënuar në besimin e tyre, është përkatësia fetare që duket se paraqet identitetin e tyre të plotë. Por nëse është gjuha e nënës apo grupi i tyre etnik që janë kërcënuar, atëherë ata luftojnë me trimëri të pashoqe

kundër atyre që besojnë të njëjtën fe si ata. Turqit dhe Kurdët janë të dy palët myslimanë, por me gjuhë të ndryshme; mos vallë është konflikti i tyre më pak gjakatar? Hututë, si dhe tucitë, janë katolikë dhe flasin të njëjtën gjuhë; a i ka penguar kjo vallë të masakrohen me njëri-tjetrin? Çekët dhe Sllovakët janë gjithashtu katolikë; e ka lehtësuar kjo jetën e tyre të përbashkët?

I jap të gjithë këta shembuj për të theksuar faktin se në çdo kohë ekziston midis elementëve që përcaktojnë identitetin e secilit, një lloj hierarkie, e cila nuk është e pandryshueshme, ajo ndërron me kalimin e kohës dhe modifikon thellësisht qëndrimet.

Nga ana tjetër, përkatësitë që duhen marrë parasysh në jetën e secilit nuk janë gjithmonë ato që njihen si më të rëndësishme e që varen nga gjuha, ngjyra e lëkurës, nga kombësia, klasa apo besimi fetar. Le të marrim rastin e një homoseksuali italian në kohën e fashizmit. Për atë kjo anë e veçantë e personalitetit të tij kishte rëndësinë e saj, ma ha mendja, por jo më shumë sesa aktiviteti i tij profesional, zgjedhjet e tij politike, apo besimi fetar. Befas, shtypja shtetërore godet mbi të, ai ndjen se e kërcënon poshtërimi, internimi, dënimi me vdekje - duke marrë këtë shembull, po sjell këtu disa reminishenca letrare apo kinematografike. Ky njeri, pra, i cili ka qenë, disa vite përpara, patriot, dhe ndoshta nacionalist, që sot e tutje nuk mundet të kënaqet duke parë trupat italiane që parakalojnë dhe, pa dyshim, ndërkohë të hakmerret duke uruar humbjen e tyre. Për shkak të persekutimit, preferencat e tij seksuale dominojnë përkatësitë e tjera, duke eklipsuar kështu edhe përkatësinë nacionale megjithëse në atë kohë arrinte kulmin e saj. Vetëm pas luftës, në një Itali shumë më tolerante, ky individ do të ndjehej edhe një herë plotësisht italian.

Shpesh, identiteti që deklarojmë shëmbëllen - në negativ - me atë të kundërshtarit. Një irlandez katolik dallon nga anglezët duke u nisur fillimisht nga feja, por, kundrejt monarkisë, ai mbahet si republikan, e në qoftë se nuk e njeh në mënyrë të mjaftueshme gjuhën e Uellsit, përpiqet të paktën të flasë anglisht sipas mënyrës

së tij; një udhëheqës katolik që shprehet me theksin e Oksfordit do të dukej pothuaj si renegat.

Mund të gjenim edhe dhjetëra shembuj të tjerë për të ilustruar kompleksitetin - nganjëherë qesharak, shpesh tragjik - të mekanizmave të identitetit. Do të përmend të tjerë në faqet që vijnë, një pjesë përmbledhtas, të tjerët më të detajuar; sidomos ato që kanë të bëjnë me rajonin nga i cili vij - Lindjen e Afërme, Mesdheun, botën arabe, dhe së pari Libanin. Një vend ku në mënyrë të vazhdueshme pyetet vetja për përkatësitë, për origjinën, për marrëdhëniet me të tjerët, e për vendin që zëmë në diell e në hije.

2

Më ndodh nganjëherë të bëj atë që do ta quaja "prova ime e identitetit", ashtu siç bëjnë disa provën e ndërgjegjes së tyre. Qëllimi im nuk është - siç duhet ta kemi kuptuar - të gjej brenda vetes time një çfarëdo përkatësi "thelbësore" tek e cila mund të njoh vetveten, unë bëj të kundërtën: kërkoj në kujtesën time për të nxjerrë sa më shumë elementë të identitetit tim, i mbledh, i rreshtoj, dhe nuk mohoj asnjë.

Vij nga një familje me origjinë nga jugu i Arabisë, e vendosur prej shekujsh në malësitë e Libanit, dhe që, nga një migracion në tjetrin, është shpërndarë në cepa të ndryshëm të globit, nga Egjipti në Brazil, dhe nga Kuba në Australi. Ajo krenohej që ishte gjithmonë në të njëjtën kohë edhe arabe edhe e krishterë, që nga shekulli II dhe III afërsisht, domethënë shumë më përpara shfaqjes së islamit dhe shumë më përpara sesa Perëndimi të konvertohej në krishterim.

Të qenit i krishterë dhe i të pasurit për gjuhë të nënës arabishten, që është gjuha e shenjtë islame, është një nga paradokset thelbësore që farkëtuan identitetin tim. Të folurit e kësaj gjuhe end për mua lidhjet me të gjithë ata që e përdorin çdo ditë në lutjet e tyre dhe që, në pjesën më të madhe, e njohin më pak se unë. Sikur të shkojmë në Azinë Qendrore, dhe të takojmë një plak të ditur në pragun e një medreseje timuride, mjafton t'i drejtohemi në

arabisht që ai të ndjehet në tokën e tij, duke të folur me zemër, gjë që nuk i rastis ta bëjë në rusisht apo anglisht.

Kjo gjuhë është e përbashkët për ne, për mua, për të dhe për më se një miliard njerëz të tjerë. Nga ana tjetër, përkatësia ime e krishterë - qoftë ajo thellësisht fetare apo sociale, s'është ky problemi - krijon edhe ajo një lidhje domethënëse midis meje dhe dy miliardë të krishterëve në botë. Shumë gjëra më ndajnë nga çdo i krishterë, si nga çdo arab dhe nga çdo mysliman, por ka me secilin nga ata një afërsi të pamohueshme që nga njëra anë është intelektuale dhe fetare, e nga ana tjetër gjuhësore dhe kulturore.

Gjithsesi, të qenit në të njëjtën kohë arab dhe i krishterë është një rast i veçantë, shumë i rrallë, dhe jo gjithmonë i thjeshtë për t'u përballuar; kjo përcakton thellësisht dhe për një kohë të gjatë personin në fjalë; duke folur për veten, unë nuk e mohoj që kjo ka qenë përcaktuese në pjesën më të madhe të vendimeve që më është dashur të marr në jetën time, përfshirë këtu edhe shkrimin e këtij libri.

Kështu, duke i marrë të ndara këta dy elementë të identitetit tim, e ndiej veten afër, qoftë nga gjuha qoftë nga feja, me një pjesë të mirë të njerëzimit; ndërsa duke i marrë të dy këto kritere njëkohësisht, gjendem përballë veçorisë time.

Unë mund të hulumtoj në të njëjtën mënyrë duke u nisur nga përkatësi të tjera: të qenit francez unë e ndaj me rreth gjashtëdhjetë milionë njerëz; atë të të qenit libanez, unë e ndaj me tetë apo dhjetë milionë njerëz, duke përfshirë këtu edhe diasporën; por të qenit në të njëjtën kohë edhe francez edhe libanez me sa njerëz e ndaj? Me disa mijëra pak a shumë.

Secila nga përkatësitë e mia më lidh me një numër të madh njerëzish; megjithatë, sa më shumë të marr parasysh nga përkatësitë e mia, aq më i veçantë bëhet identiteti im.

Nëse do të shkoja më larg në origjinën time, unë duhet të saktësoja se kam lindur në gjirin e një komuniteti të quajtur greko-katolik, ose melkit, që njeh autoritetin e papës duke i ndenjur besnik

disa riteve bizantine. E parë nga larg, kjo përkatësi është thjesht një detaj, një kuriozitet; e parë nga afër, është një aspekt përcaktues i identitetit tim, në një vend si Libani, ku komunitetet më të fuqishme kanë luftuar gjatë me njëri-tjetrin për territoret e tyre e për ndarjen e pushtetit. Ata që iu përkisnin komuniteteve tejet minoritare si në rastin tim, shumë rrallë i prekën armët, dhe ishin të parët që mërguan. Ndërsa unë gjithmonë kam refuzuar të implikohem në këtë luftë që e gjykoja absurde e vetëvrasëse; por ky gjykim, ky vështrim i distancuar, ky refuzim ndaj armëve nuk është krejt pa lidhje me përkatësinë time ndaj një komuniteti periferik.

Melkit, pra. Megjithatë nëse dikush do të argëtohej duke kërkuar, një ditë, emrin tim në regjistrat e gjendjes civile - për të cilët, në Liban, do të dyshonim, sepse janë hartuar në bazë të përkatësive fetare -, nuk do të më gjenin tek melkitët, por në regjistrat e protestantëve. E përse? Është histori e gjatë për t'u treguar. Do më mjaftonte të thosha që në familjen time ka pasur dy tradita rivale fetare, e kam qenë, përgjatë fëmijërisë time, dëshmitar i kësaj kundërshtie, dëshmitar dhe nganjëherë vetë loja e saj: isha regjistruar në shkollën frënge, atë të priftërinjve jezuitë, për shkak të nënës time, katolike e flaktë, e cila donte të më hiqte nga ndikimi protestant i familjes nga ana e babait ku, vazhdimisht fëmijët çoheshin në shkolla angleze apo amerikane. Për shkak të këtij konflikti përfundova frankofon, si pasojë e kësaj shkova e u vendosa në Paris gjatë luftës së Libanit, dhe jo në Nju Jork, Vankuver apo Londër, dhe kështu fillova të shkruaj në frëngjisht.

A mos duhet të rreshtoj hollësi të tjera të identitetit tim? A mos duhet të flas për gjyshen time turke, dhe burrin e saj maronit nga Egjipti, dhe për atë gjyshin tjetër që vdiq shumë kohë para se të lindja unë, e që më kanë thënë se ka qenë poet dhe mendimtar i lirë, mundet një anarkist, por pa dyshim një antiklerikal i dhunshëm? A mos duhet të kërkoj deri te stër-stër xhaxhai im që ishte i pari që përktheu Molierin në arabisht dhe që e bëri të luhej në vitin 1848 në skenën e një teatri otoman?

Jo, mjafton, do të ndalem këtu për të pyetur: Sa ka si puna ime që mbartin këta elementë të shpërndarë që mbrujnë identitetin tim dhe që, në vija të trasha kanë përvijëzuar udhën time? Fare pak. Mbase asnjeri. Dhe pikërisht këtu dua të ngul këmbë: në saje të secilës prej përkatësive të mia, të marra veç e veç, unë afrohem me shumë njerëz të tjerë; falë të njëjtave kritere, të marra të gjitha së bashku, kam identitetin tim vetjak, që nuk mund të ngatërrohet me asnjë tjetër.

Disi përmbledhtas do të thosha: me çdo qenie njerëzore, kam disa përkatësi të përbashkëta; por asnjeri në botë nuk mund të gëzojë gjithë përkatësitë e mia, madje as pjesën më të madhe të tyre; në dhjetëra kritere që mund të rreshtoj do të mjaftonin pak prej tyre për të përcaktuar qartë identitetin tim, të ndryshëm nga ato të një tjetri, edhe sikur të ishte ai biri apo babai im.

Para se të jepesha në shkrimin e faqeve që paraprijnë, kam ngurruar gjatë. A do duhej ta shpalosja kështu, që në fillim të librit, rastin tim ?

Nga njëra anë do doja të thosha, duke marrë për shembull atë që është më e afërt për mua, se në ç'mënyrë e me çfarë kriteresh përkatësie, mund të pohojmë në të njëjtën kohë të veçantat dhe lidhjet me të ngjashmit tanë. Dhe nga ana tjetër e di se sa më shumë thellohemi në analizën e një rasti të veçantë, aq më i madh është rreziku se kjo analizë do të shihet veçse si një rast i veçantë. Tek e fundit, iu futa valles, i bindur se çdokush me vullnet të mirë, që do të rrekej të "vëzhgonte" identitetin e vet, nuk do të vononte e të zbulonte, sikurse dhe unë, se ai identitet do të ishte një rast i veçantë. I gjithë njerëzimi është ngjizur nga rastet e veçanta, jeta është krijuesja e të veçantave, edhe nëse ka riprodhim, ky asnjëherë s'është identik. Çdo qenie, pa përjashtim, është mbrujtur nga një identitet i përbërë; mjafton t'i bëjë disa pyetje vetes për të vënë në pah copëza të harruara, degëzime të padyshuara e do ta gjejë veten komplekse, të veçanta e të pazëvendësueshme.

Është pikërisht kjo që përcakton identitetin e secilit:

kompleksiteti, e veçanta, e pazëvendësueshmja, dhe që nuk mund të ngatërrohet me asnjë tjetër. Nëse ngul këmbë në këtë pikë, e bëj për shkak të zakonit ende mjaft të përhapur dhe, për mendimin tim, shumë të rrezikshëm, sipas të cilit, për të afirmuar identitetin, duhet thënë thjesht "unë jam arab", "unë jam francez", "unë jam zezak", "unë jam serb", "unë jam mysliman", "unë jam çifut"; ai që i rreshton këto përkatësi të shumëfishta, siç i bëra unë, menjëherë mund të akuzohet se dëshiron të shprishë identitetin e tij në lëngëzim pa formë ku zhduken të gjitha ngjyrat. Ndërsa unë dua të them të kundërtën. Jo se të gjithë janë njëlloj, por që secili është i ndryshëm. Pa dyshim që një serb është i ndryshëm nga një kroat, por dhe të gjithë serbët janë të ndryshëm midis tyre dhe kroatët gjithashtu. Dhe nëse një i krishterë libanez është i ndryshëm nga një mysliman libanez, unë nuk njoh dy të krishterë libanezë që të jenë identikë midis tyre, as dhe dy myslimanë, ashtu siç nuk mund të ekzistojnë në botë, dy francezë, dy afrikanë, dy arabë apo dy çifutë identikë. Njerëzit nuk janë të këmbyeshëm, mund të gjenden shpesh në gjirin e të njëjtës familje ruandeze, irlandeze, libaneze, ose algjeriane apo boshnjake, midis dy vëllezërve që janë rritur në të njëjtin ambient, dallime të jashtme shumë të vogla por që i çojnë ata drejt reagimeve të kundërta në lëmin e politikës, fesë apo të jetës së përditshme, që e shndërrojnë njërin prej tyre në vrasës, dhe tjetrin në njeri të dialogut e të pajtimit.

Gjithë çka thashë përpara, pak njerëz do ta kundërshtonin në mënyrë të qartë. Por ama, ne vetë sillemi të gjithë sikur të ishte ndryshe. Për t'i rënë shkurt, ne e përfshijmë këtë ndryshueshmëri njerëzore nën të njëjtën fjalë, po për të njëjtën arsye ne iu veshim atyre të njëjtat krime, akte kolektive, opinione kolektive - "serbët kanë masakruar...", "anglezët plaçkitën...", "çifutët kanë konfiskuar...", "zezakët i vunë zjarrin...", "arabët nuk pranuan...". Pa as më të voglin shqetësim ne përcjellim gjykime mbi këtë apo atë popullsi që është "punëtore", "të zotë për të fituar jetën" apo "përtacë", "të dyshimtë", "tinëzar", "krenarë", apo "kokëfortë",

dhe nganjëherë këto histori përfundojnë me gjak.

E di që nuk do të ishte realiste të prisnim nga të gjithë bashkëkohësit tanë që ata të rregullojnë menjëherë zakonet e të shprehurit. Por më duket e rëndësishme që secili nga ne ndërgjegjësohet për faktin se këto mënyra të shprehuri nuk janë krejtësisht naive, dhe që japin kontributin e tyre në përjetësimin e paragjykimeve tashmë të vërtetuara gjatë gjithë Historisë, si perverse dhe vrastare.

Ngaqë është vështrimi ynë që shpesh i mbyll të tjerët brenda përkatësive të tyre më të ngushta dhe është po ky vështrim që mund t'u japë frymëmarrje atyre.

Identiteti nuk jepet njëherë e përgjithmonë, ai formohet dhe shndërrohet përgjatë gjithë ekzistencës tonë. Në shumë libra është thënë e stërthënë, gjerësisht, por nuk do të ishte e panevojshme ta nënvizonim edhe njëherë: elementë të identitetit që gjenden tek ne që nga lindja janë të paktë - disa karakteristika fizike, si seksi, ngjyra... Dhe prapë duhet thënë se jo gjithçka bashkëlind me ne. Megjithëse nuk janë rrethanat sociale që përcaktojnë seksin, prapëseprapë ai përcakton kuptimin e përkatësisë. Nuk është njëlloj të jesh vajzë në Kabul apo në Oslo, nuk jetohet në të njëjtën mënyrë feminiteti, ashtu si dhe asnjë element tjetër i identitetit...

Për ngjyrën mund të thoshim të njëjtat gjëra. Të jesh zezak në Nju-Jork, në Lagos, në Pretoria apo në Luanda nuk ka të njëjtin kuptim, pothuajse mund të themi se nuk bëhet fjalë për të njëjtën ngjyrë nga pikëpamja e identitetit. Për një fëmijë që jeton në Nigeri elementët më përcaktues të identitetit të tij nuk janë të qenit zezak apo i bardhë, por të qenit, për shembull, joruba apo hausa. Në Afrikën e Jugut të qenit i bardhë apo zezak është një element domethënës i identitetit, ndërsa përkatësia etnike, zulu, josa etj., është po aq domethënëse. Në Shtetet e Bashkuara, të rrjedhësh nga një familje joruba apo hausa nuk do të thotë asgjë; kryesisht origjina etnike përcakton identitetin tek të bardhët - italianë, anglezë,

irlandezë apo të tjerë. Ndërsa dikush që ka midis paraardhësve të tij edhe të bardhë edhe zezakë do të konsiderohej si "zezak" në Shtetet e Bashkuara, ndërsa në Afrikë të Jugut apo Angola do ishte një "metis".

Përse nocioni i metisazhit merret në konsideratë në disa vende dhe jo në disa të tjera? Përse përkatësia etnike është përcaktuese në disa shoqëri dhe jo në disa të tjera? Mund të japim për çdo rast shpjegime të ndryshme pak a shumë bindëse. Por në këtë moment nuk është kjo që më shqetëson. I mora këta shembuj vetëm për të këmbëngulur në faktin se as ngjyra as seksi nuk janë elementë "absolutë" identiteti. Për më tepër do të thosha se të gjithë elementët e tjerë janë akoma më relativë.

Për të pashur parasysh ata elementë të identitetit që me të vërtetë bashkëlindin, le të bëjmë një lojë që do na i zbulonte ato në mënyrë të dukshme: imagjinoni një foshnjë që e heqim nga mjedisi i vet që në çastin kur del në dritë, për ta çuar diku tjetër, krahasoni "identitetet" e ndryshme që mund të fitonte ai, betejat që do t'i duhej të bënte dhe atyre që do t'i shpëtonte.... A është e nevojshme të nënvizojmë që ai nuk do të kishte asnjë kujtim nga feja e origjinës "së tij", as nga kombi "i tij", as nga gjuha "e tij", dhe që mund t'i vinte puna të luftonte me zjarr ato, që dikur kishin qenë të tijat?

Është gjithashtu e vërtetë që ajo çka vendos mbi përkatësinë e një individi ndaj një grupi të dhënë lidhet patjetër edhe me ndikimin e të tjerëve të afërm - prindër, bashkëkombas, besimtarë të së njëjtës fe - të cilët kërkojnë ta bëjnë për vete, si dhe me ndikimin e atyre të tjerëve përballë, që kërkojnë ta përjashtojnë. Secili nga ne duhet të hapë një shteg midis rrugëve drejt të cilave na shtyjnë dhe atyre që na ndalohen apo që na i mbushin me gracka, asnjeri nuk e realizon veten përnjëherësh, asnjeri nuk kënaqet me "ndërgjegjësimin" e të qenit dikush, secili realizon atë që është; asnjeri nuk kënaqet me "ndërgjegjësimin" për identitetin e tij, çdonjëri e pranon atë hap pas hapi.

Të kuptuarit fillon shumë herët, në hapat e para të fëmijërisë.

Në mënyrë të vullnetshme apo jo, të afërmit tanë e strukturojnë, e ndërtojnë atë, duke ngulitur tek ne besimet familjare, ritet, qëndrimet, shenjat, gjuhën e nënës sigurisht, e pastaj frikërat, dëshirat, paragjykimet, mëritë, ashtu si dhe ndjesitë pro dhe kundra përkatësisë. Dhe shumë shpejt, në shkollë, ashtu si në shtëpi apo në rrugën fqinje, shfaqen gërvishtjet e para të identitetit. Nëpërmjet fjalëve, apo shikimeve, të tjerët të lënë të kuptosh që je i varfër, çalaman, apo shkurtabiq, ose "gallof i gjatë", evgjit, ose shumë bardhosh, i bërë synet apo jo, ose jetim - këto dallime të pafundme, të vogla a të mëdha, që lënë gjurmë në konturimin e çdo personaliteti, farkëtojnë qëndrime, opinione, ankthe, ambicie, që shpesh realizojnë një formim vendimtar, por nganjëherë plagosin përgjithmonë.

Janë pikërisht këto plagë që përcaktojnë, në çdo moment të jetës, sjelljen e njerëzve në raport me përkatësitë, si dhe hierarkinë midis tyre. Ndërsa na kanë shqetësuar për shkak të fesë, na kanë poshtëruar e tallur për shkak të ngjyrës së lëkurës, të një theksi të ndryshëm në të folur apo të rrobave me arna, nuk e harrojmë kollaj. Deri tani kam këmbëngulur në mënyrë të vazhdueshme që identiteti përbëhet nga një shumëpërkatësi, por është e domosdoshme të thuhet se ai është një dhe ne e jetojmë atë si një të vetëm. Identiteti i një personi nuk është një puqje përkatësish të pavarura, apo një "*patchëork*", është një pikturë në një lëkurë të tendosur dhe, nëse preket një përkatësi, dridhet gjithë qenia njerëzore.

Ka gjithmonë një prirje ta njohim vetveten, së pari, në përkatësinë tonë që goditet më shumë; nganjëherë, kur nuk ndjehemi të fuqishëm për ta mbrojtur, e fshehim, ndërsa ajo është thellë brenda nesh, panterë në errësirë që pret për t'u hakmarrë; por qoftë kur përballemi me të apo kur e fshehim, qoftë kur e shpallim zhurmshëm apo butësisht, ne me të identifikohemi. Përkatësia në fjalë - ngjyra, feja, gjuha, klasa... - pushton tërësinë e identitetit. Ata të cilët e ndajnë atë midis tyre ndjehen solidarë, mblidhen bashkë, mobilizohen, inkurajojnë njëri-tjetrin, dhe kapen

me "ata që janë përballë". Për ta "afirmimi i identitetit" kthehet në një akt të guximshëm, çlirimtar...

Në gjirin e çdo komuniteti të cenuar, në mënyrë të natyrshme shfaqen flamurtarë. Të egër apo finokë, fjala e tyre shkon si balsam mbi plagë. Ata thonë se respekti, që është një detyrë, nuk duhet lypur por iu duhet imponuar të tjerëve, të cilët duhen detyruar ta pranojnë. Ata premtojnë fitore apo hakmarrje, ndezin shpirtrat njerëzorë, e përdorin nganjëherë mjete të skajshme që vëllezërit e tyre të vrarë i kanë ëndërruar fshehtësisht. Nga ky moment atmosfera është nxehur, lufta mund të fillojë. Çfarëdo që të ndodhë, "të tjerët" e kanë merituar, "ne" kemi një kujtim të pastër nga e "gjithë ajo çka kemi vuajtur" që nga kohërat e para, të gjitha krimet, vrasjet, të gjitha poshtërimet, gjithë frikërat, emra, data, shifra.

Pasi kam jetuar në një vend me luftë, në një lagje që bombardohej nga lagjja fqinjë, pasi kam kaluar dy-tri net nëpër bodrume të shndërruar në qendra mbrojtëse, me gruan time të re shtatzënë dhe djalin e vogël, nën zhurmën e shpërthimeve që vinin nga jashtë, mes thashethemnajës për një sulm të mundshëm, dhe dhjetëra historive për familje të mbytura në gjak, unë e di fare mirë që frika mund të shtyjë çdo njeri drejt krimit. Nëse në vend të thashethemnajës gënjeshtare, do të kishte pasur në lagjen time një masakër të vërtetë, a do ta kisha ruajtur dot për një kohë të gjatë gjakftohtësinë? Nëse në vend të dy ditëve në ato bodrume, do të rrija atje dy muaj, a do ta kisha refuzuar armën që do të më kishin shtënë në dorë?

Do të preferoja të mos ia bëja vetes shumë herë këto pyetje. Kam pasur fatin të mos kaloj prova të rënda e të dilja herët nga zjarri me njerëzit e mi të padëmtuar, kam pasur fatin t'i ruaja duart e pastra dhe ndërgjegjen e kthjellët. Por ama unë them "fat", po, sepse gjërat mund të kishin ndodhur krejt ndryshe nëse, në fillim të luftës në Liban, do të kisha qenë gjashtëmbëdhjetë vjeç në vend të njëzet e gjashtë, nëse do të kisha humbur ndonjë njeriun tim të dashur, nëse do t'i përkisja një tjetër mjedisi shoqëror, një

tjetër komuniteti...

Pas çdo masakre etnike, ne pyesim veten, dhe me të drejtë, si ka mundësi që qeniet njerëzore të arrijnë të bëjnë të këtilla krime. Disa shpërdalje na duken të pakuptueshme, me një logjikë të padeshifrueshme. Atëherë ne fillojmë e flasim për çmenduri vrastare, çmenduri gjakatare, të lashtë, të trashëguar. Me një fjalë, është një çmenduri. Pra nëse njeriu normal shndërrohet befas në një vrasës, është me të vërtetë një çmenduri. E ndërsa janë mijëra, miliona vrasës, dhe kjo përsëritet nga një vend tek tjetri, në gjirin e kulturave të ndryshme, tek ithtarët e të gjitha feve, si dhe tek ata që nuk përfaqësojnë asnjë të tillë, të thuash "çmenduri" është pak. Ajo çka ne e quajmë, për t'i rënë shkurt, "çmenduri vrastare" është prirja e të ngjashmëve tanë për t'u shndërruar në masakrues ndërsa ndiejnë që "fisi" i tyre po kërcënohet. Ndjesitë e frikës dhe të pasigurisë nuk i binden gjithmonë gjykimeve racionale, ndodh që ato të ekzagjerohen deri në paranojë; por nëse një popullsi ka frikë, është realiteti i frikës që duhet marrë në konsideratë më shumë se ai i kërcënimit.

Unë nuk besoj që kjo apo ajo përkatësi etnike, fetare, nacionale apo të tjera të çojnë drejt vdekjes. Mjafton të kemi parasysh ngjarjet e viteve të fundit për të konstatuar se çdo komunitet njerëzor, sadopak ta ndiejë veten të poshtëruar apo të kërcënuar në ekzistencën e tij, ka për tendencë të prodhojë vrasës, që kryejnë krime të tmerrshme duke qenë të bindur se janë në të drejtën e tyre, duke merituar bekimin e Zotit dhe admirimin e të afërmve të tyre. Tek secili nga ne fle një Mister Hyde. Puna është si të ndalohet ngjizja e klithmës së monstrës.

Nuk do të rrezikoja të jepja një shpjegim universal të të gjitha masakrave, dhe aq më pak të propozoja një zgjidhje çudibërëse. Nuk besoj as te idetë thjeshtëzuese e as te zgjidhjet thjeshtëzuese. Bota është një makinë e ndërlikuar që nuk mund të zbërthehet vetëm me një kaçavidë. Gjë që s'duhet të na ndalojë ta studiojmë,

të kërkojmë ta kuptojmë, të spekulojmë, të diskutojmë e të sugjerojmë nganjëherë këtë apo atë lloj reflektimi.

Ajo që përshkon si një fill i vetëm këtë libër mund të përmblidhej kështu: nëse njerëzit e të gjitha vendeve, në të gjitha kushtet, të të gjitha besimeve shndërrohen lehtësisht në masakrues, nëse fanatikët e të gjitha llojeve ia mbërrijnë po kaq lehtësisht të imponohen si mbrojtës të identitetit, këto ndodhin sepse koncepti "fisnor" i identitetit që gjallon akoma në tërë botën favorizon një rrjedhojë të tillë; një koncept i trashëguar nga konfliktet e së shkuarës, që shumica nga ne do ta hidhnin poshtë nëse do ta shqyrtonim më nga afër, por të cilin ne vazhdojmë ta mbajmë për hir të zakonit, për mungesë imagjinate, ose për hir të nënshtrimit, duke kontribuar kështu pa dashje, në dramat njerëzore me të cilat nesër do tronditemi sinqerisht.

4

Që në fillim të librit unë flas për identitete "vrastare" - ky lloj emërtimi nuk më duket abuziv po të kemi parasysh se koncepti që unë denoncoj, ai që e redukton identitetin në një përkatësi, i vendos njerëzit në një marrëdhënie të pjesshme, sektare, intolerante, zotëruese, e nganjëherë vetëvrasëse, duke i transformuar shpesh në vrasës apo partizanë vrastarësh. Vizioni i tyre për botën është i çekuilibruar e i deformuar. Ata që i përkasin të njëjtit komunitet janë "tanët", thonë ata. E njëkohësisht bashkohen me fatin e tyre, por mund të bëhen dhe tiranë me ta, nëse do t'iu duken "të butë", i denoncojnë, i terrorizojnë e i dënojnë si "tradhtarë" dhe "renegatë". Sa për të tjerët, ata të anës tjetër, nuk u shkon ndonjëherë mendja që të jenë në vendin e tyre, por tregohen të kujdesshëm, i pyesin se a nuk gabohen për këtë apo atë problem, nuk do të zbuteshin prej ankesave të tyre, prej vuajtjeve të tyre, prej padrejtësive viktima të të cilave ata janë. E vetmja gjë që ia vlen është pozita e "tanëve", që shpesh janë më militantët e komunitetit, më demagogët, më të zemëruarit.

Në të kundërt, në rast se e konsiderojmë identitetin tonë si rezultat të përkatësive të shumëfishta, disa të lidhura me histori etnike e disa jo, disa të lidhura me tradita fetare e të tjera jo, në rast se shohim tek vetja, në origjinën tonë, në rrugëtimin e jetës,

varësitë e shumta, kontributet, përzierjet, influencat e ndryshme e të padukshme, krijojmë një tjetër raport me të tjerët, po ashtu edhe me "fisin" të cilit i përkasim. Nuk ka më thjesht vetëm "ne" dhe "ata" - dy ushtri në fushën e betejës që përgatiten për përplasjen e ardhshme, për hakmarrjen tjetër. Që tani e tutje, në anën "tonë", ka njerëz me të cilët kam shumë pak gjëra të përbashkëta, ndërsa ka në anën e "tyre", njerëz me të cilët mund të ndjehem fare afër.

Por po t'i kthehemi qëndrimit që përmendëm në fillim, mund ta përfytyrojmë se në ç'mënyrë ai mund t'i shtyjë njerëzit drejt skajeve më të këqija: nëse ata kanë ndjesinë se "të tjerët" përbëjnë një kërcënim për etninë e tyre, fenë apo kombin e tyre, gjithçka që mund të shkatërrojë këtë kërcënim atyre do t'iu duket legjitime; edhe sikur të ndërmarrin masakra për të garantuar jetën e të afërmve të tyre. E si të gjithë ata që vërtiten rreth atyre që kanë të njëjtin mendim, masakruesit shpesh e kanë ndërgjegjen e qetë, dhe çuditen kur i thërrasim kriminelë. Nuk mund të jemi kriminelë, betohen ata, nëse kërkojmë të mbrojmë të afërmit tanë, vëllezërit, motrat, fëmijët.

Kjo ndjesi e të reaguarit për mbijetesën e të afërmve, shtyrë nga lutjet e tyre, dhe të qenit apo jo, për një kohë të shkurtër apo të gjatë, në një situatë legjitime mbrojtëse, është një karakteristikë e përbashkët e të gjithë atyre që, gjatë viteve të fundit, në vende të ndryshme të botës, nga Ruanda në ish-Jugosllavi, kanë ndërmarrë krime nga më të tmerrshmet.

Nuk bëhet fjalë për disa raste të izoluara, bota është mbytur në komunitete të plagosura, që i nënshtrohen edhe sot persekutimeve pa fund apo që ruajnë kujtime të vuajtjeve të së shkuarës e që ëndërrojnë të hakmerren një ditë. Ne nuk mund të rrimë të pandjeshëm ndaj dhembjeve të tyre, nuk mjafton të bashkohemi me dëshirën e tyre për të folur lirisht gjuhën, për të praktikuar pa frikë fenë apo për të ruajtur traditat e tyre. Shpesh pjesëmarrja në hidhërim na bën të rrëshqasim në vetëkënaqësi. Atyre që kanë vuajtur nga arroganca koloniale, nga racizmi, nga

ksenofobia, ne iu falim teprimet e arrogancës nacionaliste, të racizmit dhe të ksenofobisë dhe pastaj kalojmë në harresë viktimat e tyre me të njëjtin fat, të paktën përderisa gjaku nuk ka vajtur deri në gju.

Ne nuk e dimë asnjëherë se ku ndalon legjitimiteti i afirmimit të identitetit, dhe ku fillon shkelja e të drejtave të tjetrit! A kam thënë deri tani që fjala "identitet" është një "mik i rremë"? Ajo fillon të reflektojë një aspiratë legjitime, dhe befas kthehet në një instrument lufte. Rrëshqitja nga një kuptim tek tjetri është e padukshme, si diçka e natyrshme, dhe nganjëherë na merr rryma. Denoncojmë një padrejtësi, mbrojmë të drejtat e një popullsie që vuan, dhe të nesërmen e gjejmë veten pjesëmarrës në një vrasje.

Të gjitha masakrat që kanë ndodhur gjatë viteve të fundit, ashtu si dhe pjesa më e madhe konflikteve të përgjakshme, janë të lidhura me "dosje" identitetesh të ndërlikuara e shumë të vjetra; nganjëherë, viktimat janë dëshpërimisht të njëjtat, si gjithmonë; nganjëherë raportet përmbysen, xhelatët e djeshëm kthehen në viktima dhe viktimat në xhelatë. Duhet thënë se këto fjalë në vetvete marrin kuptim vetëm për vëzhguesit e jashtëm; për ata që janë implikuar drejtpërsëdrejti në këto konflikte të identitetit, për ata që kanë vuajtur, për ata që kanë pasur frikë, ka thjesht vetëm një "ne" dhe "ata", fyerje dhe rivendosje të dinjitetit, asgjë tjetër! "Ne" jemi patjetër, a priori, viktima të pafajshme, dhe "ata" janë patjetër fajtorë, fajtorë prej shumë kohësh, që zgjat deri në të tashmen.

E ndërsa vështrimi ynë, dua të them ai i vëzhguesve të jashtëm, plekset në këtë lojë perverse, ndërsa vendosim një komunitet në rolin e deles dhe tjetrin në rolin e ujkut, ne, në mënyrë të pandërgjegjshme, përjashtojmë paraprakisht nga ndëshkimi krimet e njërës palë. Madje, në konfliktet e fundit, kemi parë se si disa fraksione ndërmarrin krime të tmerrshme kundër popullatës së tyre sepse e dinin që opinioni ndërkombëtar do të akuzonte në mënyrë spontane kundërshtarët e tyre.

Kësaj bashkëndjesie i shtohet edhe një tjetër, po aq e papërshtatshme. Ajo e skeptikëve të përjetshëm, që për çdo masakër të re identitare, s'vonojnë të shpallin se kështu ka qenë që në agim të Historisë dhe se do të ishte një iluzion dhe një naivitet të shpresohet se gjërat do të ndryshojnë. Masakrat etnike shpesh janë trajtuar, në mënyrë të ndërgjegjshme apo jo, si krime pasionante kolektive, patjetër për të ardhur keq por të kuptueshme, e gjithsesi në çdo rast të pashmangshme, sepse "janë pjesë e natyrës njerëzore"...

Ky qëndrim që toleron vrasjen ka shkaktuar mjaft dëme, dhe realizmi që do t'i veshë vetes më duket i sforcuar. Që koncepti "fisnor" i identitetit, edhe sot, mbizotëron akoma në të gjithë botën, dhe jo vetëm tek fanatikët, është fatkeqësisht një e vërtetë e madhe. Por ama ka shumë koncepte që kanë mbizotëruar në shekuj, dhe që nuk pranohen më sot, siç mund të ishte epërsia e "natyrshme" e burrit ndaj gruas, hierarkia midis racave apo, më afër nesh, aparteidi dhe segregacionet e ndryshme. Për një kohë të gjatë tortura është konsideruar si një gjë "normale" në zbatimin e drejtësisë, dhe skllavëria gjithashtu është shfaqur për një kohë të gjatë si realitet i jetës, e që gjenitë e të shkuarës ngurronin shumë ta gjykonin.

Pastaj idetë e reja filluan të imponohen ngadalë: ideja se çdo njeri ka të drejta që duhen përcaktuar e respektuar, ideja që gruaja duhet të ketë të drejta të barabarta me burrin, ideja që natyra gjithashtu duhej ruajtur, ideja që ekzistojnë, për të gjithë njerëzit, interesa të përbashkëta, në fusha gjithmonë e më të shumta - mjedisi, paqja, shkëmbimet ndërkombëtare, lufta kundër përmbytjeve të mëdha, ideja që mundet ose që duhet të ndërhyjmë në marrëdhëniet e brendshme të një vendi nëse të drejtat themelore të njeriut nuk respektohen...

Me këtë dua të them se idetë që kishin dominuar gjatë Historinë, nuk është e thënë se janë po ato që do t'i rezistonin dhjetëvjeçarëve që vijnë. Kur shfaqen realitete të reja ne kemi

nevojë të rishohim qëndrimet dhe zakonet tona. Nganjëherë, kur këto realitete shfaqen shumë shpejt, mentalitetet tona mbeten zvarrë, dhe e gjejmë veten duke e shuar zjarrin me benzinë.

Në epokën e ndërkombëtarizimit, në këtë përzierje të vrullshme, marramendëse, që na ka përfshirë të gjithëve, po na imponohet një koncept i ri identiteti - gjithmonë e më shumë. Ne nuk mund të kënaqemi duke i detyruar miliarda njerëz të çoroditur të zgjedhin midis pohimit të tepruar të identitetit të tyre dhe humbjes totale të tij, midis integrimit dhe shpërbërjes. Pikërisht kjo përfshin konceptin që mbisundon akoma në këtë fushë. Nëse bashkëkohësit tanë nuk ikurajohen në përballimin e përkatësive të shumëfishta, nëse ata nuk mund të pajtojnë nevojën për identitet me një hapje të sinqertë dhe të pakompleksuar ndaj kulturave të tjera, nëse ndjehen të shtrënguar për të zgjedhur midis mohimit të vetvetes dhe mohimit të tjetrit, atëherë do të jemi duke krijuar një armatë të çmendurish gjakatarë, një armatë humbëtarësh.

Por dua të rikthehem për pak çaste tek disa shembuj që citova në fillim të këtij libri: nëse një burrë me nënë serbe dhe baba kroat arrin të përballojë dypërkatësinë e tij, nuk ka për të marrë pjesë në asnjë masakër etnike, në asnjë lloj "pastrimi"; nëse një burrë me nënë hutu dhe babë tuci e ndjen veten se mund t'i përballë këto dy "rrjedha" që e sollën në dritë, nuk ka për të ushtruar asnjëherë masakra apo gjenocid; ndërsa franko-algjeriani që përmenda më sipër, ashtu si edhe ai gjermano-turku, nuk kanë për t'u gjendur asnjëherë në anën e fanatikëve, nëse do ta jetojnë qetësisht identitetin e tyre të përbërë.

Po këtu, do të shtoja se do të ishte gabim po t'i shikonim këta shembuj vetëm si raste të skajshme. Kudo ku sot ndeshen grupe njerëzish që ndryshojnë njëri nga tjetri nga feja, nga ngjyra e lëkurës, nga gjuha, nga përkatësia etnike, apo kombësia, kudo ku ka zhvillime tensionesh, pak a shumë të vjetra, pak a shumë të dhunshme - midis të emigruarve dhe popullsisë vendase, midis zezakëve dhe

të bardhëve, katolikëve dhe protestantëve, çifutëve dhe arabëve, indianëve dhe sikhëve, lituanezëve dhe rusëve, serbëve dhe shqiptarëve, grekëve dhe turqve, anglofonëve dhe frankofonëve të Kebekeut, flamandëve dhe valonëve, kinezëve dhe... - po, kudo, në çdo shoqëri të ndarë, gjendet një grup burrash dhe grash që mbartin tek vetja përkatësi kundërshtuese, që jetojnë në kufijtë midis dy komuniteteve të kundërvëna, qenie të përshkuara, në një lloj mënyre, nga brazdat e copëzimeve etnike, fetare apo të llojeve të tjera.

Nuk është fjala këtu për një grusht njerëzish të veçuar, ata janë disa mijëra, miliona, dhe numri i tyre nuk resht së rrituri. "Kufitarë" që në lindje, ose për rastësi të rrugëtimit të tyre, apo për më tepër me vetëdije të vullnetshme, ata mund të ndikojnë në peshoren e historisë duke e bërë atë të anojë në këtë anë apo në atë tjetrën. Ata që midis tyre, mund ta përballojnë tërësisht shumëllojshmërinë e identitetit të tyre shërbejnë si "ura" midis komuniteteve dhe kulturave të ndryshme dhe luajnë në një lloj mënyre rolin e "çimentos" në gjirin e shoqërisë ku ata jetojnë. Në të kundërt, ata që nuk e përballojnë tërësisht këtë ndryshueshmëri janë vrastarët më të tërbuar të identitetit e kapen fort pas atyre që përfaqësojnë atë pjesë të qenies së tyre që do të donin ta harronin. Pra bëhet fjalë për "urrejtjen e vetvetes", të cilën e kemi ndeshur shpesh përgjatë Historisë...

5

Pa dyshim që fjalët e mia janë ato të një emigranti e minoritari. Por kam përshtypjen që pasqyrojnë opinione që na bashkojnë gjithmonë e më tepër me bashkëkohësit tanë. Pse, a nuk është e vërtetë që njerëzit e epokës tonë janë në një lloj mënyre emigrantë dhe minoritarë? Ne të gjithë jemi të shtrënguar të jetojmë në një univers që nuk i ngjan aspak dheut tonë të parë. Na duhet të gjithëve të mësojmë gjuhë të tjera, të tjera mënyra komunikimi, të tjera kode dhe, të gjithë ne, kemi përshtypjen se identiteti ynë, ashtu siç e përfytyronim që nga fëmijëria jonë, është i kërcënuar.

Shumë e kanë lënë vendlindjen e tyre, dhe shumë të tjerë, pa ikur prej andej, nuk e njohin më atë. Pa dyshim që kjo i detyrohet, pjesërisht, një cilësie të vazhdueshme të shpirtit njerëzor, të mbarsur natyrshëm me nostalgji, por kjo gjithashtu i detyrohet edhe shpejtësisë së zhvillimit që në këto tridhjetë vjet na ka bërë të jetojmë gjëra për të cilat dikur duhej të kalonin breza të tërë.

Kësisoj, statusi i emigrantit nuk i përket më vetëm asaj kategorie njerëzish të shkulur nga toka e origjinës së tyre, ai ka fituar vlera të veçanta. Është pikërisht ai viktima e parë e konceptit "fisnor" të identitetit. Nëse do duhej të kishte një përkatësi të vlefshme, nëse me të vërtetë i duhet të zgjedhë, atëherë emigranti e gjen veten të përçartë e të paqartë, i dënuar të tradhtojë ose



vendlindjen e tij ose vendin pritës, një tradhti që patjetër do shoqërohet me hidhërim e zemërim.

Para se të bëhesh një i ardhur, duhet të jesh një i ikur; para se të mbërrish në një vend, duhet të lësh një tjetër, dhe ndjenjat e njeriut ndaj tokës që ai ka lënë nuk janë asnjëherë të thjeshta. Nëse largohemi atëherë ka gjëra që i kemi hedhur poshtë - shtypja, pasiguria, varfëria, mungesa e një perspektive. Por ndodh shpesh që ky lloj refuzimi shoqërohet me një ndjenjë faji. Ka të afërm që nuk duam t'i braktisim, një shtëpi ku jemi rritur, dhe shumë e shumë kujtime të këndshme. Ka gjithashtu dhe lidhje që s'këputen, ato të gjuhës apo të fesë, po ashtu edhe muzika, të bashkëmërguarit, festat e kuzhina.

Nga ana tjetër, ndjenjat që provojmë në vendin pritës nuk janë më pak të dyshimta. Vemi aty sepse shpresojmë për një jetë më të mirë për veten tonë dhe të afërmit, por kjo pritje dyfishohet në vlerësimin e saj përballë të panjohurës - aq sa gjendemi përballë forcash të disfavorshme, fillojmë të dyshojmë se jemi të braktisur, të poshtëruar, ruajmë çdo rast për të vënë në dukje përçmimin, ironinë, mëshirën.

Reagimi i parë përpiqet të mos i nxjerrë në pah ndryshimet, por t'i kalojë pa u vënë re. Ëndrra e pashpallur e çdo emigranti është që ta marrin për vendas. Tundimi i tyre fillestar është imitimi i vendasve, dhe nganjëherë ia dalin mbanë. Por në më të shumtën e rasteve s'e arrijnë dot. Nuk kanë të folurën e natyrshme të vendasve, as nuancën e duhur në ngjyrën e lëkurës, as emrin e as mbiemrin, as letrat që duhen, dhe shumë shpejt strategjisë së tyre i del boja. Shumë prej tyre e dinë fare mirë që nuk ia vlen barra qiranë as ta provojnë dhe fillojnë të tregohen, nga krenaria dhe kapadaillëku më të ndryshëm seç janë. Disa, madje - nuk duhet harruar - shkojnë akoma më larg, frustimet e tyre shkarkohen në mënyrë brutale.

Nëse zgjatem duke folur për gjendjen shpirtërore të emigrantëve, kjo nuk ndodh vetëm se personalisht kjo temë më

është e afërt. Por edhe për faktin se në këtë fushë, më shumë se gjetiu, tensionet e shkaktuara nga identiteti mund të çojnë në situata tragjike.

Sot në shumë vende ku, përveç popullsisë autoktone, mbartëse e kulturës vendase, hasim dhe një popullsi tjetër e ardhur më vonë, që bie një traditë tjetër, shfaqen tensione, që rëndojnë marrëdhënien e secilit, në atmosferën sociale, në debatin politik. Është absolutisht e domosdoshme që të bëhen këto pyetje kaq pasionante nën një këndshikim të qetë e të urtë.

Urtësia është një rrugë e përpjetë, një shteg i ngushtë midis dy humnerave, midis dy koncepteve të skajshme. Për sa i përket emigrimit, i pari nga këto koncepte të skajshme, është ai që e konsideron vendin pritës si një faqe të bardhë ku çdo kush mund të shkruajë atë që i pëlqen, ose akoma më keq, si një truall i turbullt ku secili mund të ngulet me kuç e maç, pa ndryshuar asgjë nga huqet dhe zakonet e tij. Koncepti tjetër është ai që e konsideron vendin pritës një faqe të shkruar dhe të shtypur, si një tokë ku ligjet, vlerat, besimet, karakteristikat kulturore e njerëzore qenkëshin vendosur një herë e përgjithmonë dhe emigrantëve nuk iu mbetet gjë veçse t'iu përshtaten atyre.

Të dyja konceptet më duken njëlloj të pavërteta, shterpë dhe të dëmshme. A mos i paraqita unë ato në mënyrë karikaturale? Fatkeqësisht, nuk besoj. Por le ta marrim si të vërtetë, nuk është pa gjë të karikaturosh, ato i krijojnë mundësinë secilit të kuptojë absurditetin e pozicionit të tij nëse ky shtyhet deri në një pasojë të fundme. Dikush mund të vazhdojë kokëfortësinë e tij, ndërsa njerëzit me vullnet të mirë bëjnë përpara drejt mirëkuptimit, duke pasur parasysh se vendi pritës nuk është as faqe e bardhë as një faqe ku nuk gjen vend të shkruash, por është në shkrim e sipër.

Historia e tij duhet respektuar - e nëse them Historia, e them si i apasionuar i saj, për mua ky nocion nuk është sinonimi i një nostalgjie vanitoze ose i të shkuarës, përkundrazi ajo përfaqëson atë çka është ndërtuar në shekuj, kujtesën, simbolet, institucionet,

gjuhën, veprat e artit, gjëra me të cilat mund të lidhemi jo pa të drejtë. Në të njëjtën kohë, çdo njeri e pranon që e ardhmja e një vendi nuk mund të jetë vazhdimi i historisë - do të ishte me të vërtetë për të ardhur keq për një popull, kushdo qoftë ai, që të respektojë më shumë historinë se të ardhmen e tij, e ardhme që ndërtohet në mendësinë e një vazhdimësie, por me transformime të thella, e me rezultate të dukshme e domethënëse, siç ka ndodhur në momentet e shquara të së shkuarës.

A mos vura në dukje vetëm ato gjëra që parapëlqejmë? Mundet. Por përderisa tensionet vazhdojnë të rëndohen, kjo do të thotë se këto të vërteta nuk janë as të qarta sa duhet, as të njohura nga të gjithë. Nuk dua të nxjerr në dritë ndonjë lloj marrëveshjeje, por një kod sjelljeje, apo pak a shumë një barrierë për njërën dhe tjetrën palë.

E theksoj për njërën dhe për tjetrën palë. Vazhdimisht në mënyrën se si i shoh unë gjërat ka një kërkesë për reciprocitet -, që është edhe një merak për paanësi edhe një merak për efektivitet. Në këtë lloj vështrimi do të doja t'i thosha, fillimisht "njërës palë": "Sa më shumë të merrni nga kultura e vendit pritës aq më shumë ju mund t'i jepni atij nga tuaja", e pastaj "të tjerëve": "Sa më shumë respekt që të ndiejë një emigrant për kulturën e origjinës së tij, aq më i hapur do jetë ai ndaj kulturës të vendit pritës".

Janë dy "ekuacione" që unë i shpreh njëherësh, për arsye se janë "të pandashme" si këmbët e të njëjtit trup. Ose e thënë në mënyrë më prozaike, si nene të njëpasnjëshme të një kontrate. Sepse, pikërisht, bëhet fjalë për një kontratë morale ku çdo element duhet të saktësohet për secilin rast që paraqitet: cila është ajo pjesë në kulturën e vendit pritës, që futet në bagazhin minimal që duhet të ketë çdo njeri, dhe cila është ajo pjesa tjetër që në mënyrë legjitime mund të kundërshtohet apo të mos pranohet? E njëjta pyetje do të ishte e vlefshme në lidhje me kulturën e origjinës së emigrantit: cilët elementë të kësaj kulture meritojnë të mbarten në vendin birësues, si një pajë me vlerë, dhe cilat - cilat zakone? cilat

përvoja? - duhen lënë "te dera"?

Duhet që këto pyetje të bëhen dhe që secili të përpiqet duke reflektuar rast për rast, edhe sikur përgjigjet e ndryshme që do të rridhnin prej tyre të mos na kënaqnin. Unë që jetoj në Francë, nuk do të kuturisem, të radhis gjithçka që në trashëgiminë e këtij vendi, duhet të tërheqë ata që banojnë këtu, çdo element që do të përmendja, qoftë një parim republikan, qoftë një aspekt i mënyrës së të jetuarit, një personazh i shquar apo një vend simbolik, po, çdo element, pa përjashtim, mund të kundërshtohet, por do të gabonim nëse do të hidhnim njëherësh gjithçka poshtë. Nëse një realitet është i pasaktë, i pakapshëm e i lëvizshëm nuk do të thotë se ai nuk ekziston.

Thelbi qëndron akoma tek fjala reciprocitet: nëse bëhem pjesë e vendit birësues, nëse e konsideroj si vendin tim, nëse e vlerësoj, që sot e tutje ai bën pjesë tek unë dhe unë bëj pjesë tek ai, dhe veproj si i tillë, atëherë unë kam të drejtë të kritikoj çdo aspekt të tij, po kështu, nëse ky vend më respekton, nëse ai ma njeh kontributin tim, nëse ai më konsideron, me veçanësitë e mia, dhe që sot e tutje, si një pjesë të tij, atëherë ai ka të drejtë të refuzojë disa aspekte të kulturës time që nuk përputhen me mënyrën e tij të të jetuarit apo mendësinë e institucioneve të tij.

E drejta për të kritikuar tjetrin fitohet, meritohet. Nëse dikujt do t'i silleshim me armiqësi apo do ta poshtëronim, edhe vërejtja më e vogël, me vend apo jo, do të shfaqej si shenjë agresiviteti dhe do ta ngurtësonte tjetrin, i cili do të mbyllej në vetvete, gjë që do ishte shumë e vështirë për t'u ndrequr; në të kundërt, nëse do të silleshim në mënyrë miqësore, me dashamirësi e respekt, jo vetëm sa për t'u dukur, por në mënyrë të sinqertë e të ndjerë si të tillë, atëherë mund t'i lejonim vetes të kritikojmë tek ai, çka mund ta vlerësonim si të kritikueshme, me shpresën se do të merreshim vesh.

A mos vallë, duke thënë kështu, kam parasysh polemika të tilla si ajo që është hapur në disa vende lidhur me "perçen islamike"?

Ky nuk është thelbi i diskutimit tim. Unë jam pak a shumë i bindur që probleme të tilla do gjenin zgjidhje më lehtë nëse raportet me emigrantët do të ndërtoheshin ndryshe. Kur na përbuzet gjuha, na përçmohet feja, na zhvlerësohet kultura, reagojmë duke u krekosur me kokëfortësi për veçanësitë tona; përndryshe, ndërsa kur ndjehemi të respektuar, ndërsa e shohim që na përket një hapësirë në vendin që kemi zgjedhur për të jetuar, atëherë natyrisht ndryshe përgjigjemi.

Për të shkuar me vendosmëri drejt tjetrit, duhet t'i kesh krahët hapur e kokën lart, dhe mund të jemi krahëhapur vetëm nëse e mbajmë kokën lart. Nëse, në çdo hap që bëjmë, jetojmë me idenë se kemi tradhtuar njerëzit tanë, dhe se duhet të vetëmohohemi, përpjekja në drejtim të tjetrit cenohet; nëse ai tjetri, gjuhën e të cilit unë mësoj, nuk respekton timen, të folurit e gjuhës së tij nuk mund të jetë më një shenjë hapjeje, ai shndërrohet në një akt detyrues dhe nënshtrues.

Po le t'i kthehemi për një çast mbajtjes së të ashtuquajturës "perçe", unë nuk e vë në dyshim që është një qëndrim të cilit i ka kaluar koha. Mund të diskutoj gjatë se përse i shoh gjërat kështu, sipas bindjeve të mia, duke kujtuar këtu episode të ndryshme të historisë së botës arabo-myslimane dhe të odisesë së luftës së atyre grave për emancipim. Do të ishte e panevojshme, çështja nuk qëndron aty. Problemi nuk qëndron nëse do kishim të bënim me një konflikt midis arkaikes dhe modernitetit, por që të dimë se përse në historinë e popujve, e reja, modernia nganjëherë hidhet poshtë, përse ajo nuk është kuptuar si një progres, si një zhvillim i mirëseardhur.

Duke reflektuar mbi identitetin, ky lloj pyetësori është thelbësor, sot më shumë se kurrë. Në këtë këndvështrim shembulli i botës arabe, është nga më domethënësit.

# 1

Të gjithë ata që bota arabe i mahnit, i josh, i shqetëson, i tmerron apo i bën kureshtarë, herë pas here, nuk mund të mos i bëjnë vetes disa pyetje.

Përse këto perçe, këta çarçafë, këto mjekra të trishtuara, këto thirrje vdekjeprurëse? Përse gjithë këto shfaqje arkaizmi e dhune? Të gjitha këto bëjnë pjesë në këto shoqëri, në kulturën apo fetë e tyre. A është islamizmi i papajtueshëm me lirinë, demokracinë, me të drejtat e njeriut dhe të grave, me të renë?

Është normale që këto pyetje të bëhen dhe ato meritojnë më shumë se disa përgjigje të thata që jepen shpesh, duhet thënë, si nga njëra anë dhe nga tjetra - shprehje që më pëlqen shumë, mbase e keni vënë re. Po, si nga njëra anë dhe nga tjetra.

Unë nuk mund të dëgjoj ata që dërdëllisnin, dje edhe sot, të njëjtat paragjykime të vjetruara e armiqësore ndaj fesë islame, e që e mbajnë veten si të zotë për të nxjerrë konkluzione sa herë ndodhin ngjarje revoltuese përfundimtare mbi natyrën e disa popujve apo besimeve të tyre. Në të njëjtën kohë nuk ndjehem i qetë para justifikimeve pa fund të atyre që përsërisin pa iu dridhur qerpiku se e gjithë çka ndodh është rezultat i një mosmarrëveshjeje për të ardhur keq, dhe që feja përfaqëson veçse tolerancë, këto arsyetime i nderojnë dhe unë nuk i vendos në të njëjtin plan me ata

që përhapin urrejtje, por mënyra se si diskutojnë nuk më kënaq.

Ndërsa një akt i qortueshëm kryhet në emër të një doktrine, cilado qoftë, ajo mund të akuzohet njëlloj fajtore, edhe kur konsiderohet si krejt e shkëputur nga ky akt. Me çfarë të drejte unë mund të pohoj, për shembull, se *talibanët* e Afganistanit nuk kanë fare të bëjnë me islamin, që Pol Poti nuk ka fare të bëjë me marksizmin, as edhe regjimi i Pinoçetit me krishterimin? Si vëzhgues jam i detyruar të konstatoj se, në secilin nga këto raste, bëhet fjalë për një përdorim të mundshëm të doktrinave në fjalë, sigurisht jo të vetmet, as dhe më të përhapurat, por që s'mund t'i heqësh qafe vetëm me një gjest inatçor. Kur e merr lumi gjithçka, është kollaj të thuhet se s'kishe ç't'i bëje, siç është krejtësisht absurde të rrekesh duke treguar se kjo s'duhej të ndodhte, dhe se bëhet fjalë për një aksident. Nëse ka ndodhur, kjo do të thotë se ka pasur gjasa që ajo të ndodhte.

Për atë që është i vendosur brenda një sistemi besimtar, është më se legjitime të thotë se e gjen veten brenda këtij lloj interpretimi të doktrinës dhe jo në një tjetër. Një mysliman besimtar mund ta gjykojë se qëndrimi i talibanëve i kundërvihet - ose jo - parimeve dhe shpirtit të besimit të tij. Unë që nuk jam mysliman, dhe që pozicionohem me vetëdije, jashtë çdo lloj sistemi besimtar, nuk e ndiej aftësinë të dalloj atë që është në përputhje me islamin dhe atë që nuk është. Sigurisht që kam preferencat e mia, dëshirat, dhe pikën time të vështrimit. Dhe në mënyrë të vazhdueshme kam tundimin të them se kjo apo ajo sjellje fyese - vendosja e bombave, ndalimi i muzikës, apo ligjërimi i praktikës së gjymtimit të seksit femëror - nuk përkon me vizionin tim për islamin. Por pikëpamja ime për islamin nuk ka asnjë lloj rëndësie. Edhe sikur të kisha qenë profesor i së drejtës, nga më të devotshmit dhe të diturit, mendimi im nuk do t'i kishte dhënë fund asnjë polemike.

Sado që jemi zhytur në librat e shenjtë, kemi parë të gjitha shpjegimet e mundshme, kemi mbledhur argumente, gjithmonë do të ketë interpretime të ndryshme dhe kundërshtuese. Duke u

mbështetur në të njëjtët libra, mund ta pranojmë skllavërinë apo ta dënojmë, të respektojmë ikonat apo t'i hedhim në zjarr, të ndalojmë verën apo të tolerojmë pirjen e saj, të lëvdojmë demokracinë apo teokracinë; të gjitha shoqëritë njerëzore kanë ditur të gjejnë, përgjatë shekujve, thënie të shenjta që duket se justifikonin praktikat e tyre të momentit. U deshën dy a tre mijë vjet që shoqëritë e krishtera e çifute që mbështeten tek Bibla, të fillonin të thoshin që shprehja "ti nuk do të vrasësh" mund të zbatohet edhe për dënimin me vdekje. Teksti nuk ndryshon, është këndvështrimi ynë ai që ndryshon. Por teksti vepron mbi realitetin e botës vetëm nëpërmjet vështrimit tonë, i cili, në disa epoka, ndalet në fjali të caktuara dhe, në disa të tjera, shkon shkarazi pa i parë ato.

Për këtë arsye, nuk ia vlen më duket, të pyesësh se "ç'thotë me të vërtetë" krishterimi, islamizmi, apo marksizmi. Nëse kërkojmë përgjigje, e jo vetëm pohimet e paragjykimeve, pozitive apo negative, që i ngërthejmë në vetvete, nuk është thelbi i një doktrine që duhet të na shqetësojë, por qëndrimet që mbajnë ndaj tyre ata që i mbrojnë ato përgjatë Historisë.

A është krishterimi, në thelbin e tij, tolerant, respektues i lirive, i prirur drejt demokracisë? Nëse do ta formulonim kështu pyetjen, përgjigjja do të ishte patjetër një "jo". Sepse do të mjaftonte të shfletonim disa libra historie për të konstatuar që gjatë njëzet shekujve të fundit, janë torturuar, persekutuar dhe masakruar jo pak në emër të fesë, dhe se autoritetet më të larta kishtare si dhe shumica e besimtarëve janë pajtuar me skllavërinë e zezakëve, me nënshtrimin e grave, me diktaturat më të këqija, si dhe me Inkuizicionin. A do të thotë kjo që krishterimi është, në thelb, despotik, racist, i prapambetur dhe intolerant? Patjetër që jo, mjafton të hedhim një vështrim rreth nesh sot për të konstatuar që ai bashkëjeton fare mirë me lirinë e shprehjes, të drejtat e njeriut, dhe demokracinë. A mos duhet të përfundojmë se thelbi i krishterimit ka ndryshuar? Apo që "shpirti demokratik" që e gjallëron atë ka qenë fshehur për nëntëmbëdhjetë shekuj për t'u zbuluar pikërisht

në gjysmën e shekullit të njëzetë?

Nëse duam të kuptojmë diçka, duhet patjetër që pyetjen ta bëjmë ndryshe: a ka qenë demokracia, në historinë e botës së krishterë, një kërkesë e vazhdueshme? Përgjigjja është e qartë që "jo". Por a ka mundur demokracia gjithsesi të vendoset në shoqëri që mbartin një traditë të krishterë? Përgjigjja është e qartë, "po". Kur, ku dhe si ka ndodhur ky zhvillim? Për këtë pyetje - që kemi të drejtë ta bëjmë, me një formulim të përafërt, edhe në rastin e fesë islame -, përgjigjja nuk mund të jetë po aq e shkurtër sa pararendëset e saj, por mund të bëjmë një përpjekje të arsyeshme për t'u përgjigjur, do të mjaftohesha duke thënë këtu se ndërtimi i shoqërive që respektojnë liritë njerëzore ka qenë i vazhdueshëm dhe i papërfunduar dhe duke e parë Historinë në tërësinë e saj ka qenë dhe shumë i vonuar, dhe se ndërsa Kisha ka qenë pjesëmarrëse në këtë zhvillim, ajo përgjithësisht e ka ndjekur nga pas lëvizjen, më shumë duke hezituar sesa duke e nxitur dhe shpesh shkëndijat e lirisë kanë ardhur nga individë që ndodheshin jashtë rrethit të mendimit fetar.

Ato ç'ka thashë më lart do mund të kënaqin ata që nuk mbartin fenë në zemër. Por, megjithatë, jam i detyruar t'u kujtoj atyre se gjëmat më të mëdha të shekullit XX për sa i përket despotizmit, persekutimeve, mohimit të të gjitha lirive dhe dinjiteteve njerëzore nuk mund t'i faturohen fanatikëve fetarë, por fanatikëve të tjerë që thellësisht e kanë kundërshtuar fenë - siç është rasti i stalinizmit -, ose atyre që i kanë kthyer shpinën asaj - rasti i nazizmit dhe i disa doktrinave të tjera nacionaliste. Është e vërtetë që duke filluar nga vitet 1970 fanatikët fetarë duket sikur po hanë me dy lugë, nëse do guxoja të shprehesha kështu, për të mbushur deficitin e tmerreve, por megjithatë qëndrojnë ende larg shembujve që përmendëm më lart.

Shekulli XX na ka mësuar se asnjë doktrinë, nuk është, në vetvete, domosdoshmërisht çlirimtare, të gjitha mund të pësojnë shkarje, të gjitha mund të përçudnohen, të gjitha i kanë larë duart

me gjak, komunizmi, liberalizmi, nacionalizmi, secila nga fetë e mëdha, madje edhe vetë laicizmi. Asnjeri nuk ka monopolin e fanatizmit, dhe anasjelltas, asnjeri nuk ka monopolin e humanizmit.

Nëse duam t'i bëjmë këto pyetje kaq delikate nën një këndvështrim të ri e të dobishëm, në çdo etapë të këtij hulumtimi, duhet bërë kujdes për të qenë të drejtë. Pa hasmëri, pa mëshirë, dhe mbi të gjitha pa atë përbuzje të padurueshme që duket se është bërë për disa, në Perëndim e gjetiu, një natyrë e dytë.

# 2

Përreth Mesdheut takohen e përballen për shekuj me radhë, dy qytetërime, njëri në veri dhe tjetri në jug e në lindje. Nuk do zgjatem shumë me gjenezën e kësaj ndarjeje, por nuk do ishte e panevojshme të kujtonim këtu, duke folur për Historinë, që gjithçka ka një fillim, një zhvillim dhe një fund. Në kohën romake, të gjithë këta vende, të shndërruar që atëherë në të krishterë, myslimanë apo çifutë, i përkisnin të njëjtës perandori; Siria nuk ishte më pak romake se sa galët, dhe Afrika e Veriut ishte, nga pikëpamja kulturore, sigurisht, shumë më tepër greko-romake sesa Evropa e Veriut.

Gjërat ndryshuan rrënjësisht me shfaqjen e njëpasnjëshme të dy monoteizmave fitimtarë. Në shekullin IV, krishterimi kthehet në një fe zyrtare të Perandorisë romake; pasi përhapën në mënyrë të admirueshme besimin e tyre të ri nëpërmjet predikimit, lutjes, dhe shembullit të shenjtorëve martirë, të krishterët përdorën plotësisht armën e pushtetit për të konsoliduar autoritetin e tyre e për t'u imponuar totalisht, duke e nxjerrë jashtë ligjit besimin antik romak e duke ndjekur ithtarët e tij të fundit. Shumë shpejt bota e krishterë mundi të bashkojë kufijtë e perandorisë, por këta të fundit po bëheshin gjithmonë e më të pasigurt, Roma do "të binte nën goditjen e barbarëve", siç thonë librat e vjetër të historisë, që në

shekullin V.

Bizanti, kryeqendra e Orientit, mbijetoi edhe për një mijë vjet të tjera, por përpjekja e tij për të ringritur Perandorinë përfundoi shpejt: Justiniani ia doli mbanë për një moment që të merrte një pjesë të madhe të territoreve të braktisura, në Itali, në Spanjë e në Afrikën e Veriut... Por i vajti mundi kot. Ndërmarrja e tij përfundoi në mënyrë të dëshpëruar, gjeneralët nuk ishin më në gjendje të mbronin provincat e pushtuara dhe ndërsa ai vdiq në vitin 565 u kthye një faqe e historisë dhe u shua një iluzion. Perandoria e madhe Romake nuk do të rilindte më. Mesdheu nuk do të bashkohej kurrë më nën të njëjtin zot. Asnjëherë më banorët e Barcelonës, Lionit, Romës, Tripolit, Aleksandrisë, Jerusalemit dhe të Konstandinopojës nuk do t'ia drejtonin kërkesat e tyre një sovrani të vetëm.

Pesë vjet më vonë, më 570, lindi Muhammad, Muhameti, Profeti i Islamit. Jashtë kufijve të Perandorisë, por jo dhe aq larg. Rregullisht ka pasur ecejake karvanësh midis qytetit të tij të lindjes, Mekës, dhe qyteteve të botës romake si Damasi apo Palmura, si edhe me perandorinë iraniane sasanide, rivale e romakëve, por edhe ajo vetë e tronditur nga vërshimet e huaja.

Pa dashur të shpjegoj fenomenin mistik dhe fetar që përcjell mesazhi islamik, shfaqja e të cilit i bindet ligjeve komplekse, të pakapshme, është e sigurt se në këndvështrimin politik, ka pasur një zbrazëti të mbarë që i hapi rrugë një realiteti të ri. Për të parën herë, që prej më shumë se gjashtë shekujsh - e pse të mos themi, duke iu referuar kujtesës njerëzore, që nga agimi i kohërave - hija e Romës së madhe nuk ishte më aty. Shumë popuj e gjetën veten të lirë e jetimë.



Kjo zbrazëti - ose më mirë të themi "kjo thirrje për ajër" që i lejoi fiseve gjermanike të përhapeshin nëpër Evropë për të ndarë territoret që më vonë do t'i quanin Sakse apo mbretëria e Frankëve, i lejoi gjithashtu fiseve të Arabisë të kryenin, përtej shkretëtirave të tyre të mirëfillta, një "dalje" të dukshme. Këta beduinë, që kishin

jetuar deri tani anash Historisë, ia dolën që, në disa dhjetëra vjet, të bëheshin zotër të një hapësire gjigante që shkonte nga Spanja deri në Indi. Dhe gjithçka e bënë në një mënyrë çuditërisht të rregullt, duke respektuar relativisht të tjerët, pa teprime dhune të dukshme.

Nuk më shkon aspak ndër mend ta prezantoj këtë fitore si një marshim paqësor. Apo ta paraqes botën myslimane si një parajsë të tolerancës. Por qëndrimet vlerësohen në raport me epokën e tyre. Dhe nuk ka dyshim që islamizmi tradicionalisht është përshtatur, në territoret që ai kontrollonte, me praninë e ithtarëve të feve të tjera monoteiste.

E ç'vlerë ka të merremi me tolerancën e të shkuarës nëse e tashmja është ajo që është, do të thoshin kundërthënësit e mi. Dhe, në njëfarë kuptimi, nuk them se e kanë gabim. Do të ishte një ngushëllim varfanjak fakti që islamizmi ka qenë tolerant në shekullin VIII, ndërsa sot priftërinjve u pritet koka, intelektualëve u ngulet thika dhe turistët pushkatohen. Duke evokuar të shkuarën, në asnjë mënyrë unë nuk dua të fsheh tmerret që e sotmja na i përplas në fytyrë çdo ditë, lajme dhe pamje që vijnë nga Algjeria, Kabuli, Teherani, Egjipti i Sipërm apo prej diku tjetër. Qëllimi im është krejtësisht tjetër, dhe dua ta bëj të qartë që të merret vesh se ku dua të dal: ajo kundër të cilës luftoj dhe do të vazhdoj gjithmonë të luftoj, është ideja sipas së cilës paska gjithmonë në njërën anë, një fe - e krishterë - e destinuar që në krye të herës të ngërthejë modernizmin, lirinë, tolerancën dhe demokracinë, dhe nga ana tjetër, një fe - myslimane - e destinuar që në krye të herës të mbartë despotizmin dhe obskurantizmin. Është e gabuar, e rrezikshme, dhe kjo gjë errëson për një pjesë të madhe të njerëzimit çdo perspektivë të të ardhmes.

Asnjëherë nuk e kam mohuar fenë e etërve të mi, dhe e kam bërë të qartë edhe këtë përkatësi timen, duke mos hezituar të pranoj ndikimin që ajo ka pasur në jetën time. Unë që kam lindur

në vitin 1949, kryesisht kam njohur vetëm një Kishë relativisht tolerante, të hapur ndaj dialogut, të aftë për të diskutuar problemet e saj, e nëse mbetem indiferent ndaj dogmave dhe skeptik ndaj disa pozicionimeve, shoh në këtë lloj përkatësie që kam trashëguar një lloj pasurimi dhe hapjeje, që s'është kurrsesi rrëgjim. Nuk marr as mundimin të pyes veten nëse për sytë e Kishës, jam apo jo një besimtar, sepse sipas meje besimtar është dikush që beson në disa vlera - që unë do t'i përmblidhja në një - dinjiteti i qenies njerëzore. Pjesa që mbetet është vetëm mitologji dhe shpresa.

I shpreha të gjitha këto për të thënë se sot, Kisha më duket e "frekuentueshme". Po të kisha lindur njëqind vjet më parë, me siguri që do t'i kisha kthyer kurrizin, duke e vlerësuar atë si një armike të pandreqshme të idesë së progresit, të lirisë dhe që kishte zgjedhur një herë e përgjithmonë hipokrizinë fetare dhe ngurtësinë. Për këtë arsye është e rëndësishme të vlerësosh qëndrimet e njerëzve dhe të institucioneve në një perspektivë historike. Unë, si shumë të tjerë, jam i tmerruar nga ajo që shikoj e dëgjoj sot në botën myslimane. Por jam gjithashtu shumë i trishtuar nga ata që duken shumë të lumtur kur shpallin se çka ndodh përputhet me natyrën e fesë islame, dhe se kjo nuk ka për të ndryshuar.

Asnjë fe nuk është e zhveshur nga toleranca, por nëse do të bënim bilancin e këtyre dy feve "rivale", do të konstatonim se feja islame nuk do bënte një figurë dhe aq të keqe. Nëse të parët e mi do kishin qenë myslimanë në një vend të pushtuar nga ushtritë e krishtera, dhe jo të krishterë në një vend të pushtuar nga ushtritë myslimane, nuk besoj se do të vazhdonin të jetonin për katërmbëdhjetë shekuj, në fshatrat dhe qytetet e tyre, duke ruajtur besimin e tyre. Ku janë sot myslimanët e Spanjës? Po myslimanët e Sicilisë? Të zhdukur, të gjithë, deri tek i fundit, të masakruar, të shtrënguar të mërgonin, ose të pagëzuar me forcë.

Që në fillimet e historisë së fesë islame ka një aftësi të jashtëzakonshme për të bashkëjetuar me tjetrin. Në fund të shekullit të shkuar, Stambolli, kryeqyteti i fuqisë më të madhe islame, kishte

në përbërjen e popullsisë së tij një pjesë të madhe jomyslimane, kryesisht grekë, armenë dhe çifutë. A mund të përfytyrohet që në të njëjtën epokë, në Paris, në Londër, në Vjenë, apo në Berlin, gjysma e popullsisë të ishte jo e krishterë, pra myslimane apo çifute? Ende sot, mjaft evropianë do të befasoheshin po të dëgjonin në qytetet e tyre këngën e hoxhës.

Unë nuk jap asnjë gjykim, vetëm konstatoj se në historinë myslimane, bashkekzistenca dhe toleranca kanë pasur jetë të gjatë. Do të nxitoja të shtoja se toleranca nuk më kënaq. Nuk kam dëshirë të më tolerojnë, kërkoj të më konsiderojnë si një qytetar me të drejta të plota pavarësisht nga besimi im. Qofsha i krishterë a çifut në një vend mysliman, apo mysliman në mes të krishterëve apo çifutëve. E kësisoj nuk i përkas asnjë lloj besimi fetar. Ideja sipas së cilës komunitetet e "Librit", domethënë të Biblës, duheshin vendosur nën mbrojtjen e myslimanëve nuk mund të pranohet më sot, bëhet fjalë për një status inferioriteti që asnjëherë nuk i janë kursyer përçmimet.

Por duhet krahasuar ajo çka është e krahasueshme. Islamizmi kishte hartuar një "protokoll tolerance" në një epokë kur shoqëritë e krishtera nuk toleronin asgjë. Për shekuj me radhë, ky "protokoll" ka qenë, në të gjithë botën, forma më e përparuar e bashkëjetesës. Në Amsterdam, në mesin e shekullit XVII, apo pak më vonë në Angli, filloi të krijohet një tjetër qëndrim, më pranë konceptit tonë të lirisë së ndërgjegjes. Në fund të shekullit XVIII një njeri si Condorcet mundi të mbrojë në Francë "emancipimin" e çifutëve, dhe vetëm në gjysmën e dytë e shekullit XX, pas historisë së llahtarshme që e dimë të gjithë, situata e pakicave fetare në gjirin e Evropës së krishterë filloi të ndryshojë në mënyrë të dukshme, dhe, mund të themi, të pakthyeshme.

"Protokolli i tolerancës" që zbatohej në vendet myslimane nuk përkonte më me normat e reja. A u ripa ndonjëherë për t'u përshtatur me kohërat e reja? Në thelb, jo. Madje mund të themi që parimet e tolerancës, në vend të rivlerësoheshin në përshtatje

me atë çka presin bashkëkohësit tanë, janë rishikuar nganjëherë në kah të kundërt. Aq sa edhe bota myslimane, pasi kishte qenë për shekuj në pararojë të tolerancës, është gjendur sot në radhën e fundit. Por kjo përmbysje e "raporteve të forcave morale" midis veriut dhe jugut të Mesdheut ka ndodhur së fundmi, shumë vonë, dhe jo tërësisht siç mund të duket për t'u besuar.

Edhe në këtë pikë, ka dy opinione që meritojnë të hidhen poshtë. Ai që e konsideron, botën myslimane, nga pikëpamja e bilancit historik, si "përgjithësisht pozitive" për sa i përket tolerancës dhe se tejskajet e tanishme nuk janë veçse peripeci të kalueshme dhe i dyti, krejtësisht i kundërt, bazohet në intolerancën e tanishme duke e kthyer qëndrimin e së shkuarës në një reminishencë pa përmbajtje. Të dy pozicionet më duken absurde. Për mua Historia e ka treguar qartë që islamizmi mbart në vetvete mundësi të mëdha të bashkëjetesës e të bashkëveprimit të ngjizura me kulturat e tjera, por Historia më e re flet gjithashtu për një regres të mundshëm, dhe që këto mundësi ka të ngjarë të mbeten për shumë kohë, thjesht, mundësi.

Do të shkoja edhe më larg duke theksuar ndoshta këto karakteristika, dhe, në fakt, nëse do të bëjmë histori të krahasuar të botës së krishterë me atë myslimane, do të zbulonim nga njëra anë një fe që për një kohë të gjatë ka qenë intolerante, mbartëse e një lloj prirjeje të dukshme totalitare, por që pak nga pak filloi të shndërrohet në një besim të hapur dhe nga ana tjetër një fe, mbartëse e një prirjeje për t'u hapur por që pak nga pak rrëshqiti në qëndrime intolerante dhe totalitare.

Mund të vazhdonim me shembuj të tjerë, duke kujtuar fatin e katarëve e pastaj atë të hugunotëve apo të çifutëve, duke shpjeguar se si kanë qenë trajtuar, në të dy universet monoteiste, ata që konsideroheshin si heretikë ose përçarës apo të pabesë... Por ky libër nuk është një traktat Historie dhe aq më pak një vjetar paradoksesh. Një pyetje më shqetëson ndërsa krahasoj këto dy rrugëtime: përse zhvillimi ka qenë kaq pozitiv në Perëndim, dhe

kaq zhgënjyes në botën myslimane? Po, e saktësoj dhe ngul këmbë: përse Perëndimi i krishterë, që ka një traditë të gjatë intolerance, që gjithmonë e ka pasur të vështirë të bashkëjetojë me "Tjetrin", diti të ndërtojë shoqëri që respektojnë lirinë e shprehjes, ndërsa bota myslimane, që për një kohë të gjatë ka përcjellë bashkëjetesën, shfaqet sot si një kështjellë e fanatizmit?

# 3

Kuptohet që unë nuk bashkohem me opinionin e përgjithshëm, kaq të përhapur në Perëndim, që sheh qetësisht tek feja myslimane burimin e të gjithë të këqijave nga të cilat vuajnë shoqëritë që e mbartin atë. Unë nuk besoj gjithashtu se mund të ndahet një besim nga fati i ithtarëve të saj, siç kam pasur rastin ta them edhe më parë. Por më duket se e ekzagjerojmë më shumë se ç'duhet ndikimin e besimeve fetare tek popujt, ndërsa, përkundrazi, neglizhojmë, influencën e popujve mbi fetë.

Kjo gjë është e vërtetë, madje për të gjitha doktrinat. Nëse është e ligjshme të të pyesim se ç'ka bërë komunizmi në Rusi është gjithashtu e dobishme të pyesësh se ç'i bëri Rusia komunizmit, si do të zhvillohej kjo doktrinë, cili do të ishte vendi i saj në Histori, ç'ndikim do të kishte ajo në rajone të ndryshme të globit, në rast se ajo do të kishte triumfuar për herë të parë në Gjermani, në Angli apo në Francë, dhe jo në Rusi apo në Kinë? Sigurisht mund të imagjinonim një Stalin të lindur në Hildeberg, në Lids, apo në Bordo, por Stalini mund edhe të mos kishte lindur fare për shembull.

Në të njëjtën mënyrë mund të pyesnim veten se si do të kishte qenë krishterimi nëse ai nuk do të kishte triumfuar në Romë, nëse fara e tij nuk do kishte zënë në një truall të mbrujtur me të drejtën romake dhe filozofinë greke, të cilat na paraqiten sot si shtyllat e

civilizimit të krishterë ndërsa që të dyja e kishin mbërritur apogjeun e tyre përpara shfaqjes së krishterimit.

Duke kujtuar këto fakte, unë nuk kërkoj në asnjë mënyrë të mohoj meritat e bashkëfetarëve të mi perëndimorë, por që thjesht të them se nëse krishterimi ka bërë Evropën, Evropa gjithashtu ka bërë krishterimin. Krishterimi është sot ashtu siç e kanë bërë shoqëritë perëndimore. Ato kanë ndryshuar, materialisht dhe intelektualisht, dhe kësisoj ato kanë ndryshuar edhe krishterimin bashkë me veten. Sa herë ka ndodhur që kisha katolike është ndjerë e tronditur, e tradhtuar, e keqtrajtuar! Sa herë ka ndodhur që ajo është kruspullosur duke u përpjekur të vonojë ndryshimet që asaj i dukeshin të kundërta me zakonet e mira dhe vullnetin hyjnor! Shpesh, ajo ka humbur, megjithatë, pa e ditur, ajo ka qenë duke fituar. E shtrënguar për të gjykuar vetveten çdo ditë, duke u përballur me një shkencë fitimtare që dukej se po i sfidonte shkrimet e saj, duke u përballuar me idetë republikane, laike, me demokracinë, duke u përballur me emancipimin e grave, me legjitimitetin shoqëror të marrëdhënieve seksuale paramartesore, me lindjet jashtë martese, me kontracepsionin, duke u përballuar me mijëra e mijëra "shpikje diabolike", Kisha, gjithmonë është rrudhur në fillim e pastaj i ka thirrur arsyes e më tutje është përshtatur.

A e ka tradhtuar ajo veten? Shpeshherë kështu kemi kujtuar, dhe përsëri në të ardhmen do të ketë raste që do të na bëjnë ta mendojmë sërish kështu. E megjithatë, e vërteta është se shoqëria perëndimore ka ngritur kësisoj, duke e gdhendur me mijëra çukitje daltë, një Kishë dhe një fe të afta për t'i shoqëruar njerëzit në aventurën e jashtëzakonshme që ata jetojnë sot.

Shoqëria perëndimore krijoi atë Kishë dhe fe që ia kërkonte nevoja. Po përdor fjalën "nevojë" në kumtin më të plotë të kësaj fjale, duke përfshirë këtu, sigurisht, nevojën shpirtërore. E gjithë shoqëria ka marrë pjesë në të, me besimtarët dhe jobesimtarët e saj, të gjithë ata që kanë kontribuar në zhvillimin e mendësive kanë kontribuar gjithashtu në zhvillimin e krishterimit. Dhe ata do

të vazhdojnë të kontribuojnë akoma, sepse Historia vazhdon.

Edhe në botën myslimane shoqëria gjithmonë ka krijuar një besim fetar sipas shëmbëllimit të saj. Që asnjëherë nuk ka qenë i njëjti, si nga një epokë në tjetrën, ashtu dhe nga një vend tek tjetri. Në kohën kur arabët triumfonin, në kohën kur ata e ndienin se bota iu përkiste atyre, e interpretonin besimin e tyre në një frymë të hapur e tolerante. Kësisoj ata ndërmorën përkthimin e veprave të trashëgimisë greke, si dhe të asaj iraniane dhe indiane, gjë që i dha një vrull shkencës dhe filozofisë; në fillim u mjaftuan duke imituar, duke kopjuar, pastaj guxuan të shpikin, në astronomi, në agronomi, në kimi, në mjekësi, në matematikë. Po kështu dhe në jetën e përditshme, në artin e të ngrënit, të të veshurit, të krehjes, ose të të kënduarit, kishte edhe "guru stilistë" të modës, midis më të njohurve është Zirjab.

Kjo nuk ishte një parantezë e shkurtër. Nga shekulli VII deri te shekulli XV, ka pasur në Bagdad, në Damask, në Kajro, në Kordu, në Tuniz, dijetarë të mëdhenj, mendimtarë të mëdhenj, artistë të talentuar, ka pasur gjithashtu edhe vepra madhështore në Ispahan, në Samarkandë, në Stamboll, deri në shekullin XVII dhe nganjëherë më vonë se kaq. Arabët nuk ishin të vetmit që kontribuan në këtë lëvizje. Që në hapat e para të tij, islamizmi ka qenë i hapur pa asnjë lloj kufizimi ndaj iranianëve, turqve, indianëve, berberëve, madje sipas disave, është treguar i pakujdesshëm, sepse arabët u mbuluan nga të ardhurit dhe e humbën shumë shpejt fuqinë në qendër të perandorisë që ata kishin pushtuar. Ishte haraçi i universalitetit me të cilën mburrej islamizmi. Nganjëherë një klan luftëtarësh turkmenë shfaqeshin nga stepat e Azisë qendrore, arrinin në portat e Bagdadit, dhe shqiptonin formulën e konvertimit - "nuk ka perëndi tjetër përveç Allahut dhe Muhameti është lajmëtari i tij" -, asnjeri nuk kishte më të drejtë të kundërshtonte përkatësinë e tyre ndaj islamizmit, dhe më të nesërmen, ata kërkonin pjesën e tyre në pushtet, duke u treguar tejet të zellshëm siç bëjnë

shpesh të konvertuarit. Nga pikëpamja e stabilitetit politik, ky lloj qëndrimi bëhej nganjëherë shkatërrimtar, por nga pikëpamja kulturore ishte një pasurim i jashtëzakonshëm! Nga brigjet e Indisë deri në Atlantik mendjet më të ndritura lulëzonin në botën e qytetërimit arab, jo vetëm midis ithtarëve të besimit të ri. Për të bërë përkthimet iu drejtoheshin shpesh të krishterëve, që e njihnin më mirë greqishten dhe është domethënëse që Memonid parapëlqeu të shkruajë në arabisht "Udhërrëfyesin e të humburve", një nga monumentet e mendimit çifut.

Nuk po përpiqem të them që islamizmi që sapo paraqita ishte i vetmi islamizëm i vërtetë. As edhe që ai është përfaqësues më i mirë i doktrinës se ai i Talibanit, për shembull. Në fund të fundit nuk kisha ndër mend të përshkruaja një islamizëm të veçantë, unë, në disa rreshta, vetëm sa fshika disa shekuj dhe disa vende në të cilat janë shfaqur me mijëra e mijëra imazhe të islamit. Bagdadi në shekullin IX zhurmonte akoma nga jeta; Bagdadi në shekullin X u kthye në një zevzek, fanatik e i trishtueshëm. Kordu, përkundrazi, në shekullin e X, ishte në apogjeun e tij, ndërsa në fillim të shekullit XIII, ai u kthye në një kështjellë të fanatizmit, ishte koha kur trupat katolike përparonin, dhe së shpejti do ta pushtonin, kësisoj mbrojtësit e fundit nuk donin më t'u hapnin rrugë zërave të çakorduar.

Qëndrim ky, që gjithashtu e kemi vënë re edhe në epoka të tjera, si dhe në kohën që jetojmë. Sa herë që e ka ndjerë veten të sigurt, shoqëria myslimane ka ditur të tregohet e hapur. Pamja e islamizmit që na vjen nga këto momente të historisë nuk i ngjan aspak karikaturave të sotme. Nuk dua të them me këtë që në kohë të tjera islamizmi e pasqyronte më mirë frymëzimin e tij origjinal, por thjesht që kjo fe, si gjithë besimet e tjera fetare, si çdo doktrinë tjetër, mbart në çdo epokë gjurmët e kohës dhe të vendit. Shoqëritë e sigurta në vetvete pasqyrojnë një fe të besueshme, të paqtë, të hapur; shoqëritë e pasigurta pasqyrojnë një besim fetar të frikësuar, fanatik, të ankthshëm. Shoqëritë

dinamike pasqyrojnë një islamizëm dinamik, përtëritës, krijues; shoqëritë statike pasqyrojnë të njëjtën gjë në islamizmin e tyre, i cili rebelohet edhe ndaj ndryshimeve më të vogla.

Por le t'i lemë për një moment këto kundërvënie thjeshtëzuese midis fesë së "mirë" dhe të "keqe" për të bërë disa përcaktime më të sakta. Kur flas për ndikimin e shoqërive mbi besimet fetare, kam parasysh, për shembull, myslimanët e botës së tretë që janë agresivë ndaj Perëndimit, jo për faktin se ata janë myslimanë dhe Perëndimi, i krishterë, por kjo ndodh gjithashtu pasi ata janë të varfër, të zotëruar, të poshtëruar, dhe Perëndimi është i pasur dhe i fuqishëm. Shkrova "gjithashtu". Por mendova "mbi gjithçka".



Sepse duke parë lëvizjet militante islamiste sot, e kuptoj fare mirë influencën e ndarjes së botës në tre, në vitet gjashtëdhjetë, si në debate ashtu dhe në metoda; nga ana tjetër, kam kërkuar mjaft në historinë e islamizmit e nuk kam mundur të gjej asnjë paraardhëse të ravijëzuar qartë midis tyre. Këto lëvizje nuk janë një prodhim i kulluar i historisë myslimane, ato janë krijesa të epokës tonë, të tensioneve, të përndrydhjeve, të praktikave e të dëshpërimeve të saj.

Unë nuk merrem këtu me doktrinën e tyre, unë nuk ngre pyetjen këtu për të ditur nëse ato përputhen apo jo me islamin, e kam thënë tashmë atë çka mendoj lidhur me këto lloj pyetjesh. Unë them vetëm se i shoh mjaft qartë arsyet që i bëjnë këto lëvizje produkte të epokës sonë të trazuar, ndërkohë që nuk e kam shumë të qartë se si mund të jenë ato rrjedhojë e historisë myslimane. Ndërsa shihja Ajetollah Komeinin, të rrethuar nga Garda e Revolucionit, tek i kërkonte popullit të tij të mbështetej në forcat e veta, të denonconte "Satananë e Madh" dhe premtonte shfarosjen e çdo gjurme të kulturës perëndimore, nuk mund të mos më shkojë ndër mend Mao Ce Duni dhe Revolucioni kulturor, i rrethuar nga Garda e tij e kuqe, që denonconte "tigrin e madh prej letre" dhe betohej për shfarosjen e çdo gjurme të kulturës kapitaliste. Nuk do shkoja deri atje sa të thosha se këto ishin fenomene identike,

por vërej se shëmbëllejnë shumë, ndërsa nuk gjej asnjë figurë në historinë e islamit që të më kujtojë Komeinin. Nga ana tjetër, kam kërkuar shumë dhe nuk kam gjetur, në historinë e botës myslimane, as edhe përmendjen më të vogël të vendosjes së një "republike islamike", as dhe shpalljen e një "revolucioni islamik"....

Ajo çka kundërshtoj, këtu, është ai zakon që kemi marrë - në Veri ashtu si dhe në Jug, mes vëzhguesve të largët, si dhe mes ithtarëve të zellshëm - për ta futur çdo ngjarje të botës myslimane në dosjen "islame", ndërsa ka shumë faktorë të tjerë që hyjnë në lojë dhe shpjegojnë shumë më mirë atë çka ndodh. Mund të lexoni mbi dhjetë volume të bollshme mbi historinë e islamit që nga fillesat e tij dhe nuk mund të kuptoni dot asgjë nga ajo çka ndodh sot në Algjeri. Mjafton të lexoni tridhjetë faqe mbi kolonizimin dhe çkolonizimin, keni për të kuptuar shumë më tepër.

4

Por po e mbyll këtë parantezë të shkurtër për t'iu rikthyer temës time të fillimit: shpesh i kushtojmë më shumë vëmendje ndikimit të feve tek popujt dhe historia e tyre, sesa ndikimit që kanë popujt tek feja dhe historia e saj. Mbiveprimi është i dyanshëm, e di këtë; shoqëria e përpunon fenë e cila, nga ana e saj, e përpunon shoqërinë, vë re megjithatë, që një lloj mënyre e të menduarit na bën të shohim vetëm një aspekt të kësaj dialektike, gjë që shtrembëron në mënyrë të njëanshme perspektivën.

Kur bëhet fjalë për islamin, disa nuk ngurrojnë aspak ta bëjnë përgjegjës të të gjithë dramave që kanë njohur dhe njohin shoqëritë myslimane. Nuk e qortoj këtë gjykim vetëm si të padrejtë, por edhe se i bën ngjarjet në botë krejtësisht të pakuptueshme.

Për shekuj me radhë kemi thënë gjëra të ngjashme për krishterimin, para se të kuptonim përfundimisht që ai ishte krejtësisht i aftë të modernizohej. Jam i bindur se do të ndodhë e njëjta gjë me islamin. Gjithsesi, unë e kuptoj që mund të ketë dyshime për këtë. E besoj se do të na duhet ende kohë, shumë kohë, disa breza ndoshta, përpara se të provohet, se ky lloj spektakli që na jepet, në Algjeri, në Afganistan, dhe paksa kudo në botë, që mbart dhunë, arkaizëm, despotizëm, shtypje, është po aq pjesë e islamit sa kanë qenë kasapët e inkuizitorët ose monarkitë e së drejtës hyjnore, të

pandashëm prej krishterimit.

Ideja sipas të cilës islamizmi ka qenë gjithmonë një faktor frenimi është rrënjosur kaq thellë në mendjet, saqë mezi guxoj t'i kundërvihem. E megjithatë duhet bërë. Sepse, sa herë që na shfaqet kjo aksiomë, mbyllet çdo rrugëdalje. Nëse e pranojmë idenë se islamizmi i dënon përjetësisht ithtarët e tij me ngurtësim, (duke pasur parasysh se këta ithtarë që përbëjnë një të katërtën e njerëzimit – nuk do të heqin kurrë dorë nga feja e tyre), e ardhmja e planetit duket shumë e trishtueshme. Sa më përket mua, nuk pranoj as aksiomën e as përfundimin.

Po, sigurisht, ka pasur një lloj ngurtësie. Midis shekullit XV dhe XIX, në kohën që Perëndimi përparonte me shpejtësi, bota arabe hiqte këmbët zvarrë. Pa dyshim feja kishte ndikimin e saj, por duket se mbi të gjitha ajo ka qenë një viktimë e kësaj gjendjeje. Në perëndim, shoqëria e modernizoi fenë; në botën myslimane, gjërat nuk rrodhën njëlloj. Jo për arsyen se kjo fe ishte e "pamodernizueshme"- për këtë gjë nuk ka prova - por se vetë shoqëria nuk u modernizua. Për shkak të islamizmit do të thonë disa. Është një mendim i nxituar. A është krishterimi ai që e modernizoi Evropën? Pa shkuar deri te mendimi se modernizimi është realizuar në kundërshtim me fenë, do të ishte e arsyeshme të thoshim këtu se të paktën ajo nuk ka qenë "lokomotivë", se i është kundërvënë, gjatë gjithë kohës, me një rezistencë shpesh të guximshme, dhe se është dashur që shtysat në favor të ndryshimeve të ishin të thella, të fuqishme e të vazhdueshme që kjo rezistencë të zbutej dhe që feja të përshtatej.

Kjo shtytje destabilizuese dhe shpëtimtare nuk ka ndodhur asnjëherë në gjirin e botës myslimane. Kjo pranverë e mrekullueshme e njerëzimit krijues, ky revolucion i gjithanshëm, shkencor, teknologjik, industrial, intelektual dhe moral, kjo punë e gjatë "me daltë" e kryer nga popujt në një transformim të plotë, që çdo ditë shpiknin dhe përtërinin, që vazhdimisht përplaseshin me gjërat e sigurta dhe tronditnin mendësitë, nuk është një gjë e

rëndomtë, por një ngjarje e rrallë në Histori, është ngjarja që krijoi botën që ne jetojmë sot, gjë që ndodhi në Perëndim - vetëm në Perëndim dhe në asnjë vend tjetër.

Përse në Perëndim, dhe jo në Kinë, Japoni, apo Rusi, pse nuk ndodhi në botën arabe? Ky transformim u krye në saje të krishterimit apo në kundërshti me të? Historianët do të vazhdojnë të debatojnë për një kohë të gjatë teoritë e tyre në këtë fushë, e vetmja gjë e vështirë të diskutosh është vetë fakti: dalja në dritë, në Perëndim, gjatë shekujve të fundit, e një qytetërimi që do të bëhej për mbarë njerëzimin një pikë referimi, si në planin material ashtu dhe në atë intelektual, aq sa të tjerët u mënjanuan, u katandisën në kultura periferike, të kërcënuara nga zhdukja.

Që kur ky mbisundim i qytetërimit perëndimor u bë virtualitet i pakthyeshëm? Që nga shekulli XV? Jo përpara shekullit XVIII. Por për mua sot, pak rëndësi ka kjo. E sigurt dhe themelore është se një ditë një qytetërim i caktuar mori në duar frenat e makinës botërore. Shkenca e tij u kthye në Shkencë, mjekësia e tij u kthye në Mjekësi, filozofia e tij në Filozofi, dhe kjo lëvizje e përqendrimit dhe e "standardizimit" nuk u ndal më, përkundrazi, fitoi gjithmonë e më tepër shpejtësi, duke u përhapur në të gjitha fushat dhe kontinentet njëherësh.

Ngul këmbë, sërish e sërish: bëhet fjalë për një ngjarje që s'ka shoqe në Histori. Ka pasur, në të shkuarën, momente kur ky apo ai qytetërim - egjiptian, mesopotamian, kinez, grek, romak, arab apo bizantin - dukej më i përparuar se të tjerët. Por ajo që shpërtheu në Evropë gjatë shekujve të fundit është krejt tjetër gjë. Unë e përfytyroj si një lloj mbarsjeje. Është i vetmi krahasim që më vjen në mendje: një numër i pafund spermatozoidësh i drejtohen vezës, dhe njëri prej tyre arrin të depërtojë membranën; për një moment të gjithë "pretendentët" e tjerë bien poshtë; që sot e tutje ka vetëm një "baba", një të vetëm, atij do t'i ngjajë fëmija. Përse ai dhe jo një tjetër? A ka pasur epërsi ky "pretendent" mbi fqinjët e tij rivalë? A ishte ai më i forti, më premtuesi? S'është e thënë.

Të gjithë faktorët mund të diskutohen, disa lidhen me aftësinë, të tjerët me rrethanat, apo janë të rastësishëm...

Nuk është kjo që më duket më domethënësja në këtë krahasim, por ajo çka vijon. S'është puna vetëm të dimë përse qytetërimi aztek, apo islamik, apo kinez nuk arriti të bëhej një qytetërim sundues - secili kishte hallet e dobësitë e veta, mungesën e shanseve. Më e rëndësishme është të mësojmë përse, ndërsa qytetërimi në Evropën e krishterë bëri përpara, të gjithë të tjerët filluan të perëndojnë, përse të gjithë ata u anashkaluan, në një mënyrë që sot duket e pakthyeshme? Pa dyshim - është vetëm fillimi i një përgjigjeje - sepse njerëzimi që nga ai moment fitoi mjetet teknike për të sunduar gjithë planetin. Por le ta lëmë mënjanë fjalën sundim, e të themi më mirë: njerëzimi ishte tashmë i pjekur për lulëzimin e një qytetërimi planetar, veza ishte e gatshme, Evropa Perëndimore e mbarsi atë.

Aq sa sot - le të hedhim vështrimin rreth nesh! - Perëndimi është kudo. Në Vladivostok si dhe në Singapor, në Boston, Dakar, Tashkent, San Paolo, Numea, Jerusalem dhe Algjer. Që prej një gjysmëmijëvjeçari, gjithçka që ndikon ndjeshëm idetë e njerëzimit, apo shëndetin e tyre, apo peizazhin e tyre, apo jetën e tyre të përditshme, është vepër e Perëndimit. Kapitalizmi, komunizmi, fashizmi, psikanaliza, ekologjia, elektriciteti, avioni, automobili, bomba atomike, telefoni, televizioni, informatika, penicilina, pilula kontraceptive, të drejtat e njeriut, madje edhe dhomat me gaz... Po, të gjitha këto, lumturia e botës dhe dëshpërimi i saj, të gjitha këto kanë ardhur nga Perëndimi.

Kudo që jetojmë në këtë planet, çdo modernizim, që sot e tutje është "oksidentalizim". Një tendencë që progresi teknik vetëm e thekson dhe e shpejton. Pak a shumë kudo gjejmë, sigurisht, monumente të veprave që mbartin gjurmët e qytetërimeve të veçanta. Por gjithçka e re - qofshin ndërtime, institucione, instrumenta njohëse, apo mënyra jetese - i takon imazhit të Perëndimit.

Ky realitet nuk jetohet në të njëjtën mënyrë nga ata që kanë lindur në gjirin e qytetërimit sundues dhe nga ata që kanë lindur jashtë tij. Të parët mund të ndryshojnë, të përparojnë në jetë, të përshtaten pareshtur së qeni vetvetja, mund të themi edhe që, për perëndimorët, sa më shumë modernizohen, aq më shumë ndihen në harmoni me kulturën e tyre, vetëm ata që refuzojnë modernizimin ndihen jashtë loje.

Për pjesën tjetër të botës, për të gjithë ata që kanë lindur në gjirin e kulturave të mundura, reagimi ndaj ndryshimeve dhe modernizimit konceptohet ndryshe. Për kinezët, afrikanët, japonezët, indianët apo ameroindianët, dhe gjithashtu për grekët dhe rusët ashtu si dhe për iranianët, arabët, izraelitët apo turqit, modernizimi gjithmonë ka nënkuptuar braktisjen e një pjese të vetvetes. Edhe kur ngjall entuziazëm, ai nuk kalon asnjëherë pa një lloj hidhërimi, pa një lloj ndjesie poshtërimi dhe mohimi. Pa një pyetësor therës mbi rreziqet e asimilimit. Pa një krizë të thellë identiteti.

5

Kur progresi mbart vulën e "Tjetrit" nuk është çudi të shohësh disa të vringëllojnë simbolet e arkaizmit për të nxjerrë në pah se ata janë ndryshe. E vëmë re këtë sot tek disa myslimanë, gra e burra, dhe kjo nuk është pronë e një kulture apo një besimi fetar.

Në Rusi, për shembull, duhej pritur revolucioni bolshevik që të hiqej më në fund dorë nga kalendari i vjetër julian. Pasi duke u radhitur tek kalendari gregorian, krijohej përshtypja se pranohej që, nën darën e hekurt pothuaj mijëvjeçare, midis ortodoksisë dhe katolicizmit, ishte ky që thoshte fjalën e fundit.

Mos ishte vallë vetëm një simbol? Gjithçka në Histori shprehet nëpërmjet simboleve. Madhështia dhe përulja, fitorja dhe dështimi, lumturia, begatia dhe mjerimi. Dhe mbi të gjitha identiteti. Që ndryshimet të jenë të pranueshme nuk mjafton që ato të përputhen me mendësinë e epokës. Duhet gjithashtu që ato të mos përplasen me simbolet dhe që të mos u japin atyre që nxiten drejt ndryshimit përshtypjen se po mohojnë vetveten.

Në Francë, që prej disa vitesh, vërej tek disa nga miqtë e mi më të ngushtë një lloj tendence për të folur mbi ndërkombëtarizimin si për një fatkeqësi. Ata nuk i mrekullon dhe aq ideja e "fshatit planetar" dhe pak i entuziazmojnë interneti dhe zhvillimet e fundit të mjeteve të komunikimit. Kjo ndodh ngaqë globalizimi shfaqet

para syve të tyre si sinonim i amerikanizimit; ata pyesin se ç'vend do të ketë nesër Franca në këtë botë që po njëjtësohet me shpejtësi, çdo bëhet me gjuhën e saj, me kulturën, me prestigjin, me rrezatimin, me mënyrën e saj të jetesës; ata acarohen kur hapet një "fast food" në lagjen e tyre, shfryjnë kundër Hollivudit, CNN -it, Disney -t dhe Mikrosoft -it, dhe gjuajnë nëpër gazeta edhe shprehjen më të vogël që anon nga anglishtja.

E mora këtë shembull për të treguar, sipas gjykimit tim, se në ç'mënyrë, edhe në Perëndim, edhe në një vend të zhvilluar e me kulturë të lulëzuar dhe botërisht të respektuar, modernizimi bëhet i dyshimtë sapo ai perceptohet si një kalë Troje i një kulture të huaj mbizotëruese.

Prandaj, i marrim mirë me mend, ndjenjat që provojnë që prej shumë brezash, popuj të ndryshëm joperëndimorë, për të cilët çdo hap i ekzistencës shoqërohet me një ndjesi kapitullimi dhe mohimi të vetvetes. U është dashur të pranonin se përvojës së tyre i kishte kaluar koha, se e gjithë ajo çka prodhonin nuk vlente aspak krahasuar me atë që prodhohej në Perëndim, se besimi te mjekësia e tyre tradicionale ishte i mbështetur vetëm mbi paragjykime, se fuqia e tyre ushtarake ishte vetëm një lloj reminishence, se njerëzit e tyre të mëdhenj që ishin mësuar t'i nderonin, poetët e famshëm, dijetarët, ushtarakët, shenjtët, eksploratorët, nuk kishin asnjë lloj vlere për pjesën tjetër të botës, se feja e tyre vinte era barbari, se gjuha e tyre nuk studiohej më veçse nga një grusht specialistësh dhe atyre u duhej të mësonin gjuhët e të tjerëve nëse donin të mbijetonin e të punonin dhe të ruanin kontaktet me pjesën tjetër të njerëzimit... Kur flasin me një perëndimor, e bëjnë këtë gjithmonë në gjuhën e tij, pothuajse asnjëherë në të tyren; në jug dhe lindje të Mesdheut, do të gjejmë me miliona njerëz të aftë të flasin anglisht, frëngjisht, spanjisht, italisht. Përballë tyre sa anglezë, francezë, spanjollë, italianë e kanë të nevojshme të studiojnë arabisht apo turqisht?

Po, në çdo hap të jetës, do të ndeshemi me një zhgënjim, një

deziluzion, një poshtërim. Si mund të mos e kesh personalitetin të lënduar? Si mund të mos e ndjesh dinjitetin të kërcënuar? Si mund të mos kesh ndjesinë e të jetuarit në një botë që i përket të tjerëve, që i bindet rregullave të diktuara nga të tjerët, në një botë ku ndjehesh jetim, i huaj, i tepërt, apo i përbuzur? Si i bëhet që disa të mos kenë më përshtypjen se kanë humbur gjithçka, dhe se nuk iu mbetet asgjë tjetër, veçse të urojnë si një Samson që të shembet çatia, O Zot, mbi ta dhe mbi armiqtë e tyre?

Nuk e di nëse shumë nga ata që marrin qëndrime të skajshme bëjnë në mënyrë të ndërgjegjshme një arsyetim të tillë. Në të vërtetë, ata nuk kanë nevojë. Që ta ndjesh plagën s'ke nevojë ta tregosh.

Rreth fundit të shekullit XVIII bota myslimane mesdhetare filloi të ndërgjegjësohet për anashkalimin e saj dhe hendekun që e ndante nga Perëndimi. Është shumë e vështirë të datosh një ngjarje kaq të turbullt sa ndërgjegjësimi, por është përgjithësisht e njohur se pas fushatës së Bonapartit në Egjipt, në vitin 1799, shumë personalitete, në fushën e letrave, ashtu si dhe në atë të politikës, filluan të bëjnë pyetje të tilla si: Përse jemi kaq të vonuar? Përse Perëndimi tani është më i përparuar? Si ka vepruar ai? Ç'duhet të bëjmë ne për ta arritur?

Për Muhamet-Aliun apo Mehmet-Aliun, nënmbret i Egjiptit e vetmja mënyrë për të kapur Evropën ishte ta imitoje atë. Ai shkoi shumë larg në këtë kah, duke i bërë thirrje mjekëve evropianë që të themelonin një fakultet në Kajro, duke futur e duke nxitur teknikat e reja në bujqësi dhe industri, dhe madje shkoi deri atje sa t'ia besonte komandimin e ushtrisë së tij një oficeri të vjetër të Napoleonit; ai ftoi deri dhe utopistët francezë - sensimonët - që ata të provonin në hapësirat egjiptiane eksperiencat e tyre të guximshme që Evropa nuk i dëshironte. Në disa vite ai ia doli ta bënte vendin e tij një fuqi rajonale të respektuar. Oksidentalizimi i vullnetshëm i udhëhequr prej tij, filloi në mënyrë të padiskutueshme

të sillte frytet e saj. Me po aq vendosmëri sa Pjetri i Madh, por në një mënyrë më pak brutale, duke ndeshur në shumë më pak rezistencë, ky funksionar i vjetër i perandorisë otomane filloi të ndërtonte në Lindje një Shtet modern të aftë të gjente vendin e tij midis kombeve të tjera.

Por ëndrra pësoi krisje, dhe arabët ruajnë nga kjo eksperiencë vetëm një kujtim të hidhur. Ende sot, intelektualë dhe udhëheqës politikë përcjellin me trishtim dhe me zemërim këtë shans të humbur, dhe kujtojnë sa herë që u jepet rasti se fuqitë evropiane, që gjykonin se Muhamet Aliu po bëhej i rrezikshëm dhe i pavarur, u bashkuan për të frenuar ngjitjen e tij, dhe shkuan deri atje sa nisën kundër tij një ekspeditë ushtarake të përbashkët. Ai e mbylli jetën e tij i mundur dhe i poshtëruar.

E vërteta është se po t'i shohim këto ngjarje në një lloj largësie nga koha kur ndodhën, e gjithë loja politike dhe ushtarake që u zhvillua rreth çështjes së Lindjes, mund të konsiderohet në mënyrë të arsyeshme si një raport forcash midis fuqive të kohës. Në rrugën drejt Indisë, Anglia parapëlqeu më shumë një Perandori Otomane të dobët e të sëmurë, sesa një Egjipt të fuqishëm dhe modern. Ky qëndrim nuk ishte shumë i ndryshëm nga ai që e shtyu Anglinë po disa vite më parë, t'i kundërvihej Napoleonit, duke nxitur një koalicion të aftë që do shpërbënte Perandorinë Evropiane, të cilën ai sapo e kishte ndërtuar. Por Egjipti i shekullit XIX nuk mund të krahasohej me Francën. Kjo e fundit ishte tashmë një fuqi e madhe, e cila mund të mposhtej e të dukej si e marrë fund, dhe pastaj mund të ngrihej sërish një brez më vonë e begatë dhe e fuqishme. Në vitin 1815 Franca ishte mundur dhe pushtuar; në vitin 1830, vetëm 15 vjet më pas, e kishte marrë veten mjaftueshëm për t'u hedhur drejt pushtimit të Algjerisë së madhe. Egjipti s'i kishte këto këllqe. Ai sapo dilte nga një kapitje e gjatë, shumë e gjatë, dhe po çapitej drejt modernizimit. Goditja që mori ai në kohën e Mehmet Aliut ishte fatale. Nuk kishte për t'iu paraqitur ndonjëherë një rast i tillë për t'iu shmangur trullosjes historike.

Mësimi që arabët nxorën atëherë dhe vazhdojnë të nxjerrin sot, është se Perëndimi nuk do që dikush t'i ngjajë atij, ai do vetëm që t'i binden. Në letërkëmbimet midis Zotit të Egjiptit dhe kancelarive, gjejmë momente të forta ku ai nuk ngurron të nxjerrë në pah "veprimin qytetërues" të ndërmarrjes së tij, duke pohuar që gjithmonë i kishte respektuar interesat e evropianëve, dhe duke pyetur përse duan ta sakrifikojnë. "Unë nuk i përkas fesë së tyre, shkruan ai, por edhe unë jam njeri, dhe duhet të më trajtojnë si të tillë".

6

Shembulli i Muhamet Aliut tregon se modernizimi në botën arabe është kuptuar që herët si një nevojë, madje si një urgjencë. Por asnjëherë ai nuk u projektua qetësisht. Jo vetëm që duheshin djegur etapat, ndërkohë që Evropa e merrte parasysh peshën e saj kulturore, sociale dhe fetare, por, mbi të gjitha, oksidentalizimi duhej bërë gjithmonë duke u mbrojtur nga Perëndimi që ishte në ekspansion të plotë, i pangopur, dhe shpesh poshtërues.

Fola për Egjiptin por mund të kisha folur për Kinën, që, në emër të lirisë së tregut, i nënshtrohej në të njëjtën epokë "luftës së opiumit", ngaqë ajo refuzonte t'i hapej trafikut fitimprurës të drogës. Është pra ky vrull i Perëndimit, kontributi i të cilit ishte i pakrahasueshëm për mbarë njerëzimin, që pati gjithashtu - a është e nevojshme ta kujtojmë? - disa aspekte pak të lavdishme. Ngjarja themelore e botës moderne ishte në të njëjtën kohë dhe një ngjarje shkatërrimtare. I mbingarkuar me energji, i ndërgjegjshëm për forcën e tij të re, i bindur për epërsinë e vet, Perëndimi u lëshua në pushtimin e botës në të gjitha drejtimet dhe në të gjitha fushat njëherësh, duke përhapur arritjet e mjekësisë, teknikat e reja dhe idealet e lirisë, por duke bërë në të njëjtën kohë masakra, plaçkitje, e robërime. Dhe sidomos duke ngjallur kudo sa zemërim aq edhe mahnitje.

Nëse kujtova shkurtimisht këto të vërteta, e bëra për të këmbëngulur në faktin se nuk ka qenë asnjëherë e lehtë për një arab - por po aq edhe për një indian, një afrikan, apo indokinez, ose për një pasardhës të actekëve – që t'i bashkangjiteshin plotësisht, pa pendesë, pa shpirt të thyer, kulturës së Perëndimit. Duhej kapërcyer kompleksi i frikës, i duhej shmangur kthetrave, nganjëherë duhej gëlltitur krenaria, e duheshin pranuar edhe kompromise të vogla. Shumë shpejt nuk ishte më e mundur të pyesje thjesht, si në epokën e Muhamet Aliut: "Si do të modernizohemi?" Në mënyrë të pashmangshme dolën pyetje më të komplikuara: "Se si mund të modernizohemi pa humbur identitetin tonë?"; "Si mund ta përvetësojmë kulturën perëndimore pa i kthyer kurrizin kulturës sonë"; "Si mund t'i marrim dijet e Perëndimit pa mbetur në mëshirën e tij".

Oksidentalizimi sistematik e pa komplekse që u praktikua nga mjeshtri i Egjiptit nuk ishte më në rend të ditës. Nënmbreti i përkiste një tjetër epoke. Ashtu si në Francën e shekullit XVII, ku nuk u hezitua që t'i besohej qeveria një italiani si Gulio Mazarini, si në Rusinë e shekullit XVIII ku një gjermane mund të hipte në fronin e carëve, brezi i Muhamet Aliut nuk fliste me termat e nacionalitetit, por me ato të dinastisë dhe të shtetit. Ai vetë me origjinë shqiptare, nuk kishte asnjë arsye t'ia besonte më shumë komandën e ushtrisë egjiptiane një arabi, sesa një boshnjaku apo një francezi. Fati i tij të kujton paksa atë të disa gjeneralëve romakë që ndërtonin në një provincë të Perandorisë një bazë të fuqishme, por që ëndërronin vetëm të marshonin drejt Romës për t'u shpallur imperatorë dhe augustë. Po ta kishte realizuar ëndrrën e tij, ai do të ishte vendosur në Stamboll, për ta bërë kryeqendër të një perandorie myslimane të evropianizuar.

Megjithatë, kur ai vdiq në vitin 1849, shumë gjëra kishin ndryshuar. Evropa po hynte në epokën e nacionalizmit, ndërsa perandoritë me shumë kombësi ishin në rënie. Bota myslimane nuk do të vononte të ndiqte këtë lëvizje. Në Ballkan, popujt e

qeverisur nga otomanët filluan të lëvizin në të njëjtën mënyrë si ata të perandorisë Austro-Hungareze. Në Lindjen e afërt gjithashtu, njerëzit pyesnin tashmë vetëm për identitetin e tyre të "vërtetë". Deri këtu, secili kishte përkatësitë e veta gjuhësore, fetare e rajonale, por nuk shtrohej problemi i përkatësisë shtetërore, sepse gjithçka varej nga sulltani. Ndërkohë që Perandoria Otomane filloi të shpërbëhej, ndarja e plaçkës erdhi detyrimisht në rend të ditës, bashkë me një karvan konfliktesh të pazgjidhshme? A duhej që çdo komunitet të kishte shtetin e tij? Po ç'duhej bërë kur shumë komunitete bashkëjetonin për shekuj me radhë në të njëjtin vend? A duhej ndarë territori i Perandorisë në funksion të gjuhës, fesë, apo duke u nisur nga kufijtë tradicionalë të provincave? Ata që kanë vëzhguar këto vitet e fundit shpërbërjen e Jugosllavisë mund të krijojnë një ide - shumë të thjeshtëzur - të asaj çka ishte shkrirja e Perandorisë Otomane.

Popuj të ndryshëm zunë të hidhnin mbi njëri-tjetrin përgjegjësinë për të këqijat që u kishin rënë mbi krye. Nëse arabët nuk bënin përpara, kjo ndodhte patjetër për shkak të pushtimit turk, që i kishte zënë në morsë dhe nëse turqit nuk bënin përpara, kjo vinte sepse prej shekujsh tërhiqnin zvarrë gjylen arabe. A nuk është karakteristika kryesore e nacionalizmit që për çdo problem në vend që të gjendet një zgjidhje caktohet një fajtor? Arabët pra shkundën zgjedhën turke, të bindur që mund të fillonte rilindja dhe për ta, ndërsa turqit jepnin e merrnin që të "çarabizonin" kulturën, gjuhën, alfabetin, veshjet e tyre, për t'u bashkuar më lehtësisht me Evropën e pa shumë barra nga pas.

Mos ka pasur, ndoshta, në idetë e secilit një pjesë të vërtete. Gjithmonë ajo çka na ndodh ne është paksa për faj të tjetrit, dhe ajo çka i ndodh tjetrit është paksa për fajin tonë. Po pak rëndësi ka kjo... Nëse përmenda argumentet e nacionalistëve arabë apo turq, nuk e bëj për të ngjallur debat, por për të tërhequr vëmendjen ndaj një të vërtete shpesh të harruar. Duhet ditur se përgjigja spontane e botës myslimane ndaj dilemës së imponuar nga

modernizimi i nevojshëm nuk ka qenë radikalizmi fetar. Ky i fundit mbeti për një kohë të gjatë, shumë të gjatë, një qëndrim tejet i kufizuar, i veçuar, anësor, për të mos thënë i papërfillshëm. Bota myslimane mesdhetare nuk u qeveris në emër të fesë, por në emër të kombit. Kanë qenë nacionalistët që i udhëhoqën këto vende drejt pavarësisë, ata ishin baballarët e kombit, që i morën në dorë frerët për disa dhjetëravjeçarë, dhe pikërisht tek ata ishin drejtuar të gjithë sytë duke pritur me shpresë. Jo të gjithë ishin aq haptas laikë dhe modernistë sa Ataturku, por nuk i referoheshin aspak fesë, të cilën, në një lloj mënyre e kishin anashkaluar.

Më i rëndësishmi midis këtyre udhëheqësve ishte Nasser. "Më i rëndësishmi", thashë? Është një lloj eufemizmi. E kemi të vështirë ta përfytyrojmë sot prestigjin e presidentit egjiptian pas vitit 1956. Nga Adeni deri në Kazablanka, fotografitë e tij ishin kudo, të rinj e të moshuar betoheshin në emër të tij, autoparlantët oshëtinin nga këngët për lavdinë e tij, dhe ndërsa ai mbante një nga ato fjalimet pa fund, njerëzit mblidheshin si mizat rrotull radiove, dy orë, tri orë, katër orë pa u ndarë. Nasser ishte për njerëzit një lloj idhulli, një lloj perëndie. Kam kërkuar shumë në historinë e sotme fenomene të ngjashme, dhe nuk kam gjetur asnjë. Asnjë që të përfshinte kaq vende në të njëjtën kohë, e me një të tillë intensitet. Gjithsesi, për sa i takon botës arabo-myslimane, nuk ka pasur ndonjëherë një fenomen të ngjashëm me të, as për së largu.

Ky njeri, që më shumë se çdo kush ngjalli aspirata për arabët dhe myslimanët ishte një armik kurajoz i islamistëve; ata tentuan ta vrisnin, dhe ai vetë ka urdhëruar ekzekutimin e shumë prej udhëheqësve të tyre. Më kujtohet veçanërisht që në këtë epokë, një militant i lëvizjes islamike ishte konsideruar nga njerëzit e thjeshtë si një armik i kombit arab, dhe shpesh si një "sejmen" i Perëndimit.

Me këtë doja të thosha se kur e shohim islamizmin politik, antimodern dhe antiperëndimor, si shprehje spontane dhe të natyrshme të popujve arabë, më e pakta që mund të thuhet është se kështu i bihet shumë shkurt. U desh që udhëheqësit nacionalistë,

me Nasserin në krye, të mbërrinin në një qorrsokak, si për shkak të dështimeve të tyre ushtarake të njëpasnjëshme ashtu dhe për mungesën e aftësisë për të zgjidhur problemet e lidhura me nivelin e ulët të zhvillimit, që një pjesë e konsiderueshme e popullsisë t'i vinte veshin fjalimeve të radikalizmit fetar, dhe të lulëzonin, pas viteve 1970, perçet dhe mjekrat kryeneçe.

Mund të flisja gjerë e gjatë për secilin rast, si për atë të Egjiptit, Algjerisë, dhe të gjithë të tjerëve, të tregoja iluzionet dhe desiluzionet, nismat e këqija dhe zgjedhjet shkatërrimtare, dështimin e nacionalizmit e të socializmit, dhe të gjithçkaje në të cilën besuan dhe më tej reshtën së besuari të rinjtë e këtij rajoni, ashtu sikurse dhe të rinjtë të pjesës tjetër të botës, nga Indonezia deri në Peru. Dua vetëm të përsëris, sërish e sërish, që radikalizmi fetar nuk ka qenë një zgjedhje spontane, një zgjedhje e natyrshme, një zgjedhje e menjëhershme e arabëve dhe myslimanëve.

Para se t'i joshte kjo rrugë, është dashur që gjithë rrugët e tjera të mbylleshin. Dhe pikërisht ajo, rruga e së shkuarës, është paradoksalisht brenda frymës së kohës.

# 1

"Fryma e kohës" patjetër që nuk është një nocion strikt. Nëse e përdor, e bëj për të krijuar një ide të këtij realiteti të shpërndarë, të pakapshëm, që bën që, në disa momente të Historisë, një numër njerëzish të privilegjojnë një element të identitetit të tyre në kurriz të disa të tjerëve. Kësisoj, sot, përkatësia fetare konsiderohet rëndom si një element qendror i identitetit, pa dyshim, më pak se sa treqind vjet më parë, por, pa dyshim, shumë më i përhapur se para pesëdhjetë vjetësh.

Mund të kisha folur për ambientin intelektual, apo për klimën emocionale, nocione po aq të vagullta sa fryma e kohës. Por përtej fjalëve rëndësi kanë pyetjet e vërteta: Çfarë i shtyn në mbarë botën, gratë e burrat me gjithfarë origjinash të rizbulojnë sot përkatësinë e tyre fetare dhe të nxiten nga nevoja për ta pohuar atë në mënyra të ndryshme, ndërkohë që të njëjtët njerëz, disa vite më parë, do të kishin preferuar të nxirrnin në pah, spontanisht, të tjera përkatësi? Çfarë e shtyn një mysliman nga Jugosllavia të reshtë së thëni një ditë se është jugosllav për t'u paraqitur para së gjithash si mysliman? Çfarë e shtyn në Rusi një punëtor çifut, i cili gjithë jetën e tij e kishte mbajtur veten kryesisht si proletar, të fillojë ta shohë vetveten kryesisht si një çifut? Si ka mundësi që afirmimi arrogant i përkatësisë fetare, që dikur do të dukej pa

vend, shfaqet tani i natyrshëm e legjitim, dhe kjo në shumë vende njëherësh?

Fenomeni është kompleks dhe asnjë shpjegim nuk mund të na sqarojë në një nivel të kënaqshëm. Ka një gjë që është gjithsesi e dukshme, shembja e botës komuniste ka luajtur një rol të madh në këtë zhvillim. Po bën më shumë se një shekull që marksizmi premtonte të ndërtonte në të gjithë planetin një shoqëri të një tipi të ri ku ideja e Zotit të ishte ndaluar; dështimi i këtij projekti, si në planin ekonomik e politik, ashtu dhe në planin moral e intelektual, solli për pasojë rehabilitimin e besimeve që ai donte t'i flakte në plehrat e Historisë. Strehim shpirtëror, strehim identiteti, feja u bë nga Polonia në Afganistan, një pikë bashkimi për të gjithë ata që luftonin kundër komunizmit. Kësisoj dështimi i Marksit dhe Leninit u shfaq si një hakmarrje fetare, të paktën po aq sa edhe si një fitore e kapitalizmit, e liberalizmit ose e Perëndimit.

Por ky faktor nuk ka qenë i vetmi që ka luajtur një rol vendimtar në "ngjitjen" e fenomenit fetar në çerekshekullin e fundit të shekullit XX. Nëse kriza e fundme e botës komuniste ka peshuar dhe vazhdon të peshojë akoma rëndë në debatin intelektual dhe politik, shumë realitete do të mbeteshin të pakuptueshme po të mos merrnim parasysh edhe faktorë të tjerë, duke filluar nga një krizë tjetër, që disa e quajnë thjesht "krizë", ajo që prek Perëndimin.

Kjo e fundit nuk mund të vihet në të njëjtin plan me krizën e komunizmit. Në konfliktin e zgjatur që kundërvuri dy kampet, do ishte e kotë të thuhej se kishte një fitues dhe një të humbur. Por nuk mund të mohohet gjithashtu se modeli perëndimor, me gjithë triumfin e tij, megjithë faktin që shtriu ndikimin e tij në të gjithë kontinentet, perceptohet si një model në krizë, i paaftë të zgjidhë problemin e varfërisë në vetë metropolet e tij, i paaftë të luftojë papunësinë, kriminalitetin, drogën, e shumë fatkeqësi të tjera. Është para së gjithash një nga paradokset më çoroditës të epokës tonë që modeli më joshës i shoqërisë, ai që vuri përfund gjithë të tjerët, dyshon pafundësisht mbi veten e tij.

Le ta vëmë veten për një çast në vendin e një djali të ri nëntëmbëdhjetëvjeçar që sapo futet në një universitet të botës arabe. Dikur, ai do të kishte parapëlqyer një organizatë marksiste, që do të ishte treguar e ndjeshme ndaj vështirësive të jetesës së tij, dhe do ta kishte shtyrë, sipas mënyrës së saj, drejt debatit të ideve, ose do të kishte marrë pjesë në një organizatë nacionaliste që do t'i kishte përkëdhelur nevojën për identitet dhe ndoshta do t'i fliste për rilindje dhe modernizëm. Sot, marksizmi e ka humbur joshjen e vet, dhe nacionalizmi arab i konfiskuar nga regjime autoritare, të paaftë e të korruptuar, ka humbur kredibilitetin e tij. Nuk përjashtohet që ky i ri të mrekullohet nga Perëndimi, nga mënyra e tij e jetesës, nga bëmat e shkencës dhe të teknologjisë, por, prapëseprapë, kjo mahnitje ka pak të ngjarë të ndikonte ndjeshëm në angazhimin e tij, pasi asnjë organizatë politike domethënëse nuk e mishëron këtë model. Ata që aspirojnë për "parajsën perëndimore" shpesh nuk kanë burime të tjera përveç emigracionit. Ose të paktën duhet t'i përkasin ndonjë "kaste" të privilegjuarish që rreken të krijojnë, njëfarësoj, atje ku jetojnë, disa aspekte të këtij modeli të lakmueshëm. Por të gjithë ata që nuk kanë lindur me një limuzinë poshtë ballkonit, të gjithë ata që dëshirojnë të shembin rregullin e vendosur, të gjithë ata që revoltohen nga korrupsioni, nga arbitrariteti shtetëror, nga pabarazia, nga papunësia, nga mungesa e horizontit, të gjithë ata që vuajnë të gjejnë vendin e tyre në një botë që ndryshon shpejt, tundohen nga lëvizja islamike. Ata shuajnë në këtë mënyrë si nevojën për identitet, ashtu edhe nevojën për të marrë pjesë në një grup, nevojën për një jetë shpirtërore, nevojën për deshifrimin e thjeshtë të një realiteti shumë të komplikuar, nevojën për veprim e revoltë.

Kur paraqes një situatë të të gjitha këtyre rrethanave që i cytin të rinjtë e botës myslimane të përfshihen në lëvizjet fetare, nuk mund të mos provoj një shqetësim të thellë. Ky vjen nga fakti që, në konfliktin që kundërvë islamikët dhe politikanët që i luftojnë,

e ndiej veten të paaftë të identifikohem në njërën apo në tjetrën anë. Mua nuk më ngacmojnë diskutimet e islamikëve radikalë, jo vetëm sepse si i krishterë e ndiej veten të përjashtuar, por pikërisht sepse unë nuk mund të pranoj që vetëm një fraksion fetar, qoftë ky në shumicë, t'i imponojë ligjin e tij gjithë popullsisë - për mendimin tim, në kuptimin moral, tirania e shumicës nuk është më e mirë, sesa tirania e pakicës, përveç kësaj, unë besoj thellësisht në barazinë e të gjithëve, të burrave e të grave, po ashtu dhe në lirinë e besimit, në lirinë e secilit për ta bërë jetën e tij ashtu siç e mendon, dhe unë nuk i besoj asnjë doktrine që synon t'i kundërvihet këtyre vlerave themelore.

Pas këtyre gjërave të thëna në mënyrën më të qartë të mundshme, unë nuk mund t'i ndaloj vetes të shtoj se fuqitë despotike që luftojnë islamikët, sipas mendimit tim, nuk janë më të mira, dhe nuk më shkon ndër mend të duartrokas abuzimet e tyre nën pretekstin se është një e keqe më e vogël. Këta popuj meritojnë një zgjidhje më të mirë se një e keqe më e vogël, më të mirë se një zgjidhje nga halli, atyre iu duhen zgjidhje të vërteta, që i sjell vetëm demokracia e vërtetë, modernizmi i vërtetë, dua të them modernizmi i gjithanshëm dhe i pranueshëm dhe jo modernizmi gjysmak e i detyruar me forcë. Dhe më duket se duke hedhur një vështrim të ndryshëm mbi nocionin e identitetit, mund të kontribuojmë në ravijëzimin e qartë të rrugës së lirisë njerëzore.

Po e mbyll këtu parantezën për t'u kthyer tek "fryma e kohës"... Dhe për të thënë se nëse fuqizimi i elementit fetar shpjegohet, pjesërisht nga shpërbërja e komunizmit, pjesërisht nga qorrsokaku në të cilën u gjetën shoqëri të ndryshme të botës së tretë, dhe pjesërisht nga kriza që ndikoi modelin perëndimor, shtrirja e fenomenit dhe tonaliteti i tij, nuk mund të kuptohen pa marrë parasysh zhvillimet e fundit, aq spektakolare në fushën e komunikimit, si dhe në përgjithësi ato që na vjen për mbarë t'i quajmë globalizim.

Historiani britanik, Arnold Toynbee, në një tekst të botuar në vitin 1973, shpjegonte se rrugëtimi i njerëzimit ka kaluar në tri etapa të njëpasnjëshme.

Në etapën e parë, që përkon me prehistorinë, komunikimet ishin tejet të ngadalta, por njohja çapitej akoma dhe më ngadalë, aq sa çdo e re kishte kohë të përhapej në të gjithë botën përpara se një e re tjetër të shfaqej, kësisoj shoqëritë njerëzore kishin dukshëm të njëjtën shkallë zhvillimi, dhe një pafundësi karakteristikash të përbashkëta.

Gjatë periudhës së dytë, njohuritë u zhvilluan me ritme shumë më të shpejta sesa përhapja e tyre, kështu shoqëritë njerëzore dallonin gjithmonë e më shumë nga njëra-tjetra, në të gjitha fushat. Kjo zgjati disa mijëvjeçarë, që përkojnë me atë që ne e quajmë Histori.

Pastaj, së fundmi, filloi një periudhë e tretë, epoka jonë, gjatë së cilës njohja ecën, sigurisht, gjithmonë e më shpejt, por përhapja e njohurive ecën edhe më shpejt akoma, aq sa shoqëritë njerëzore do të ndryshojnë gjithmonë e më pak nga njëra-tjetra....

Mund të diskutojmë gjatë për vlerën e kësaj teorie, që, në fakt, e paraqita në mënyrë shumë skematike. Nuk synoj të argumentoj, sipas mendimit tim bëhet fjalë vetëm për një paraqitje joshëse dhe nxitëse intelektualisht, të asaj që ne konstatojmë sot rreth vetes.

Është më se e qartë që kjo pleksje universale figurash dhe idesh, që nuk resht dhe që asnjeri nuk duket se mund të jetë në gjendje të kontrollojë, do t'i shndërrojë thellësisht - dhe nga pikëpamja e historisë së qytetërimeve, për një kohë shumë të shkurtër - njohjet, perceptimet, e qëndrimet tona. Ka shumë gjasa që ai do të shndërrojë po aq thellësisht dhe vizionin që ne kemi për veten tonë, përkatësitë tona, dhe për identitetin tonë. Duke u nisur pak edhe nga hipoteza e Toynbee, mund të themi se gjithçka që kanë farkëtuar shoqëritë njerëzore gjatë shekujve për të vënë në dukje dallimet e tyre, për të ndarë kufijtë midis tyre dhe të tjerëve

do t'i nënshtrohen një presioni që synon pikërisht shuarjen e dallimeve dhe fshirjen e kufijve.

Kjo metamorfozë e pashoqe, që zhvillohet para syve tanë, me shumë bubullima e vetëtima, dhe që vazhdon të përshpejtohet, nuk ndodh pa përplasje. Sigurisht, ne pranojmë shumë gjëra që na afron bota që na rrethon, qofshin ato të leverdisshme apo të pashmangshme, por i ndodh kujtdo të tendoset ndërsa ndjen se një kërcënim i kanoset ndonjërit prej përbërësve domethënës të identitetit të tij - gjuhës, fesë, simboleve të ndryshme të kulturës së tij, apo pavarësisë së tij. Kësisoj, epoka e sotme rrjedh brenda kallëpit të dyfishtë të harmonisë dhe të ndarjes. Kurrë ndonjëherë njerëzit nuk kanë pasur kaq njohuri të përbashkëta, kaq referenca të përbashkëta, kaq imazhe, kaq fjalë, kaq mjete, por kjo i shtyn njërën dhe tjetrën palë të pranojnë edhe më shumë ndryshimet e tyre.

Kjo që sapo thashë të bie menjëherë në sy. Nuk ka dyshim se globalizimi i përshpejtuar shkakton, si kundërveprim, një përforcim të nevojës për identitet. Gjithashtu, për arsye të ankthit ekzistencial që shoqëron ndryshimet aq të befta, rritet më shumë edhe shkalla e ndjeshmërisë. Pra, vetëm përkatësia fetare jep, ose të paktën përpiqet t'u japë një përgjigje këtyre dy nevojave.

Sapo përdora fjalën "kundërveprim", do të ishte me vend të saktësoja që, e vetme, ajo nuk mund të sqarojë gjithësinë e fenomenit. Sigurisht, mund të flasim për "kundërveprim", në të gjithë kuptimet e termit, kur një grup njerëzish, të tmerruar nga ndryshimet, kërkon strehim në vlerat dhe simbolet e një tradite të vjetër. Por më duket se në prirjen e fuqizimit të elementit fetar, më shumë se një kundërveprim të thjeshtë, ka një tentativë sintezë midis nevojës për identitet dhe ekzigjencës për universalitet. Komunitetet e besimtarëve shfaqen, në fakt, si fise planetare, - unë them "fise" për shkak të përmbajtjes së tyre identitare, por them edhe "planetare" sepse ato i kapërcejnë gëzueshëm kufijtë. Pjesëmarrja në të njëjtin besim që kapërcen përkatësitë kombëtare,

raciale, sociale, përjetohet nga disa si një mënyrë për t'u treguar universalë. Përkatësia ndaj një komuniteti besimtarësh do të ishte kësisoj, në njëfarë mase, veçantia më globale, më universale, ose ndoshta duhet të thuhej universaliteti më i prekshëm, më "natyral", më i rrënjosur.

Cilado qoftë forma më e përshtatshme e shprehjes, e rëndësishme është të zbulohet se ndjesia e përkatësisë ndaj një komuniteti fetar, ashtu siç shfaqet ajo sot, nuk është thjesht rikthim në një situatë të mëparshme. Nuk jemi në agim të epokës së kombësive, por në perëndim të saj. Dhe nuk jemi as në agim të internacionalizmit, të paktën të versionit të tij "proletar", por sërish në perëndim të tij. Kështu, ndjesia e përkatësisë, së pari, ndaj një besimi fetar, nuk mund të prapset thjesht me një të rënë përçmuese të dorës, si një moment historik që shpejt do t'i kalojë koha. Sepse pyetja që bëhet në mënyrë të pashmangshme është: në raport me çfarë do t'i ketë kaluar koha? Në raport me një epokë të re kombesh? Nuk është, më duket, as e mundshme, as e dëshirueshme - për të mos thënë që ndjesia e përkatësisë ndaj një "Kishe" të përbashkët është sot çimentua më e sigurt e nacionalizmave, madje edhe e atyre që pretendojnë se janë laikë, është po aq e vërtetë për turqit apo rusët ashtu si dhe për grekët, polakët apo izraelitët dhe për shumë të tjerë akoma, që kjo ide do t'i thartonte.

Pra në raport me çfarë do t'i ketë kaluar koha përkatësisë fetare? Cila është ajo përkatësi tjetër që do ta bëjë "të zërë pluhur", siç duket se ka qenë dikur?

2

Në këtë hap të arsyetimit tim bëhet i detyrueshëm një përcaktim, për të shmangur një keqkuptim të rëndë. Ndërsa flas për kapërcimin e përkatësisë fetare, nuk dua të them që duhet kapërcyer feja vetë. Për mua, feja nuk do të degdiset asnjëherë në harresat e Historisë, as nga shkenca, as nga çdo doktrinë tjetër, as nga ndonjë regjim politik. Sa më shumë të përparojë shkenca, aq më shumë njeriu do pyesë për qëllimin e fundmë të saj. Perëndia "Si?" do të zbehet një ditë, por Perëndia "Përse?" nuk do të vdesë kurrë. Ndoshta një mijë vjet më pas, nuk do të kemi të njëjtat fe që kemi sot, por nuk e shëmbëllej dot botën pa asnjë lloj feje.

Nxitoj të shtoj se, sipas këndvështrimit tim, nevoja për spiritualitet nuk duhet shprehur në mënyrë të domosdoshme nëpërmjet përkatësisë ndaj një komuniteti besimtarësh. Në fakt, këtu ka, dy aspirata të thella, që të dyja, në shkallë të ndryshme, janë natyrale dhe të ligjshme, por që do ishte abuzive të ngatërroheshin: nga njëra anë, dëshira për një vizion të botës që kapërcen ekzistencën tonë, vuajtjet tona, zhgënjimet tona, që i jep një kuptim - qoftë edhe iluziv - jetës dhe vdekjes, nga ana tjetër, nevoja që ka çdo njeri që të ndjehet i lidhur me një komunitet që e pranon, që e njeh, në gjirin e të cilit ai mund të kuptohet vetëm me gjysmë fjale.

Unë nuk ëndërroj për një botë ku feja nuk do të kishte më vend, por për një botë ku nevoja për një jetë shpirtërore të ishte e ndarë nga nevoja për përkatësi. Për një botë ku njeriu, pa u shkëputur nga besimet e veta, nga kulti apo nga vlerat morale që eventualisht frymëzohen nga Libri i Shenjtë, të mos ta ndiejë më nevojën e përfshirjes në zallahinë e bashkëbesimtarëve të tij. Për një botë ku feja nuk do të shërbejë më për të betonuar luftërat etnike. Ndarja e Kishës nga shteti nuk është e mjaftueshme, është po aq e rëndësishme ndarja e fesë nga identiteti. Dhe, pikërisht, nëse do të dëshironim që kjo përzierje të mos vazhdojë të ushqejë fanatizmin, terrorin e luftërat etnike, duhen gjetur mënyra të tjera për të plotësuar nevojën për identitet.

Kjo më çon tek pyetja ime fillestare: me çfarë mund ta zëvendësojmë sot përkatësinë ndaj një komuniteti besimtarësh?

Vështirësia që ngjallin ato ç'ka thamë më parë, është se kjo përkatësi shfaqet tashmë si një përkatësi e fundme, si më e qëndrueshme, më e rrënjosura, e vetmja që mund të përmbushë shumë nevoja thelbësore të njeriut dhe që nuk mund të zëvendësohet për një kohë të gjatë nga përkatësi të tjera tradicionale, - kombi, etnia, raca, as dhe nga koncepti klasor - e që të gjitha janë më të kufizuara, më kufizuese, dhe jo më pak vrastare. Nëse përkatësia ndaj një "fisi planetar" duhet kapërcyer, kjo mund të bëhet vetëm duke shkuar drejt një përkatësie shumë më të gjerë, mbartëse e një vizioni humanist shumë më të plotë.

Pa dyshim, do më thonë, po cila pra? Cila "përkatësi më e gjerë"? Cili "vizion humanist"? Mjafton të hedhësh shikimin nëpër botë për të konstatuar se nuk ka, përkundrejt përkatësive të thella e të fuqishme, që kanë treguar aftësinë e tyre mobilizuese gjatë gjithë Historisë, asnjë përkatësi të re, që të jetë në gjendje të vijë si kundërpeshë e tyre. Aq më tepër që çdo vizion që pretendon të jetë global ndjell mosbesimin e bashkëkohësve, qoftë për faktin se mund t'iu duket naiv, qoftë se iu duket i rrezikshëm për identitetin

e tyre.

Mosbesimi është pa dyshim një nga shprehjet kyç të epokës tonë. Mosbesim ndaj ideologjive, ndaj së nesërmes që thërret, mosbesim ndaj politikës, ndaj shkencës, ndaj arsyes, ndaj modernizmit. Mosbesim ndaj idesë për progres, dhe praktikisht ndaj të gjithë asaj që ne i besuam gjatë shekullit XX - një shekull me arritje gjigante, aspak i pangjashëm me asnjë tjetër që nga agimi i Historisë, por një shekull me krime të pafalshme dhe me shpresa të zhgënjyera. Mosbesim, gjithashtu, ndaj gjithçkaje që shfaqet si globale, botërore ose planetare.

Deri para disa vitesh, shumë njerëz do të ishin gati të pranonin idenë e përkatësisë planetare, në një lloj mënyre, si një rrjedhojë e natyrshme e Historisë njerëzore, kësisoj, një banues i Torinos pasi të quhej piemontez, pastaj italian, do të bëhej në vazhdim një qytetar evropian dhe pastaj një qytetar i botës. Po e thjeshtoj edhe më, por ideja e një marshimi të pakthyeshëm drejt përkatësive gjithmonë e më të gjera nuk më dukej e tepruar. Nga bashkimet rajonale të njëpasnjëshme, njerëzimi do të arrinte një ditë në tubimin suprem, ka pasur madje, teori shumë joshëse mbi dy sistemet rivale, kapitalizmin dhe komunizmin, që duhet të merrnin për nga njëri-tjetri, i pari bëhej gjithmonë e më social, dhe i dyti gjithmonë e më pak direktiv, derisa të shkriheshin në një. E njëjta gjë do të ndodhte edhe me besimet fetare, për të cilat parathuhej se do të bashkoheshin ëmbël e pa zhurmë.

Sot e dimë që Historia nuk ndjek asnjëherë rrugën që i paracaktojmë. Jo për arsye se nga natyra ajo është e paqëndrueshme, ose e padepërtueshme, apo e padeshifrueshme, jo se ajo i shmanget arsyes njerëzore, por sepse ajo është, pikërisht, ashtu siç e bëjnë njerëzit, shuma e të gjitha veprimeve të tyre, individuale apo kolektive, e gjithë fjalëve të tyre, e shkëmbimeve, e përplasjeve, e vuajtjeve, e urrejtjeve dhe afrive të tyre. Sa më të shumtë e të lirë të jenë aktorët e Historisë, aq më e ndërlikuar është rezultantja e akteve të tyre, e vështirë për t'u përmbledhur,

dhe rebele ndaj teorive thjeshtëzuese.

Historia avancon në çdo moment në një pafundësi rrugësh. Gjithsesi, a ka kjo ndonjë farë kuptimi? Këtë do ta marrim vesh pa dyshim vetëm kur të "mbërrijmë". Por duhet që edhe kjo fjalë të ketë një kuptim.

E ardhmja do të jetë ajo e shpresave apo e maktheve tona? Do të ngjizet nga liria apo nga nënshtrimi? A do të jetë shkenca, tek e fundit, instrument i shpëtimit tonë, apo i shkatërrimit? A do të kemi qenë të pranishmit e frymëzuar nga Krijuesi apo çirakë vulgarë magjistarësh? A do të shkojmë ne drejt një bote më të mirë apo drejt "më të mirës së botëve"?

Dhe fillimisht le të zbresim më me këmbë në tokë, çfarë ruajnë për ne dhjetëvjeçarët që vijnë? Një "luftë qytetërimesh" apo paqen e një "fshati botëror"?

Bindja ime e thellë është se e ardhmja nuk është shkruar asgjëkund, e ardhmja është ashtu si do ta bëjmë ne.

Po fati i parathënë? - do pyesin disa me një shkelje syri prej lindori siç jam dhe vetë. E kam zakon të përgjigjem që, për njeriun, fati është si era për një anije me vela. Timonieri nuk mund të vendosë se nga do të fryjë era, as dhe me çfarë force, por ai mund ta orientojë anijen e tij. Dhe kjo sjell nganjëherë një ndryshim të madh. E njëjta erë që rrezikon një marinar të pamësuar, apo të pakujdesshëm, apo me humor të keq, çon një marinar tjetër në portin që duhet.

Duke folur për "erën" e ndërkombëtarizimit që fryn mbi planet, mund të themi pak a shumë të njëjtën gjë. Do të ishte absurde përpjekja për ta penguar, por nëse do të lundronim me shkathtësi duke mos iu ndarë timonit dhe duke iu ruajtur shkëmbinjve të nënujshëm, mund të mbërrinim në "portin e duhur".

Nuk do të mjaftohesha me këtë imazh detar, që ka kufizimet e tij, më duket e nevojshme t'i shpreh gjërat më qartë: mrekullia e progresit teknologjik që po përshpejtohet që prej disa vitesh, po i

shndërron thellësisht jetët tona, sidomos në fushën e komunikacionit dhe të mundësive për dije, nuk do ia vlente të kërkonim nëse kjo është e "mirë" apo e "keqe" për ne, nuk është një projekt që duhet të vendoset me referendum, është një realitet, megjithatë, mënyra se si do të ndikojë në të ardhmen varet më të shumtën nga ne.

Disa tundohen nga ideja që të zmbrapsin gjithçka njëherësh, dhe të veshin petkun e "identitetit" të tyre duke lëshuar paralajmërime patetike kundër ndërkombëtarizimit, globalizimit, Perëndimit sundues apo Amerikës së padurueshme. Të tjerë, në të kundërt, do të ishin gati të pranonin gjithçka, duke "gëlltitur" gjithçka, pa asnjë lloj dallimi, derisa të mos dinë se cilët janë, as ku shkojnë, as ku shkon bota! Dy sjellje krejtësisht të kundërta, por që në fund bashkohen në atë që, si njëra dhe tjetra, karakterizohen nga nënshtrimi. Që të dyja - njëra e hidhur dhe tjetra e sheqerosur, njëra zevzeke dhe tjetra e çoroditur - nisen nga e njëjta e dhënë, domethënë që bota ecën si një tren mbi shina që asgjë nuk mund ta devijojë nga kursi i tij.

Ndjesia ime është e ndryshme. Më duket se "era" e ndërkombëtarizimit mund të na çojë drejt më të keqes, dhe në të njëjtën kohë drejt më të mirës. Nëse mjetet e reja të komunikimit, që na afrojnë aq shpejt njëri me tjetrin, do të na bëjnë të pranojmë dallimet, do të na ndërgjegjësojnë edhe për fatin tonë të përbashkët. Gjë që më bën të mendoj se zhvillimi i sotëm mund të favorizojë, tek e fundit, daljen e një përcaktimi të ri të nocionit identitet. Një identitet që do të kuptohej si një bashkësi e të gjithë përkatësive tona, ku në qendër të të gjithave do të ishte përkatësia ndaj komunitetit njerëzor si më e rëndësishmja, derisa ajo të bëhej një ditë përkatësia kryesore, por pa fshirë përkatësitë tona të shumëfishta e të veçanta - nuk do të shkoja deri atje sa të thosha se "era" e globalizimit na shtyn detyrimisht në këtë drejtim, por më duket se e bën këtë koncept më të lehtë për t'u përfytyruar. Dhe, në të njëjtën kohë, të pashmangshëm.

"Njerëzit janë më tepër bij të kohës se të baballarëve të tyre", thotë historiani Marc Bloch. Kjo gjithmonë ka qenë e vërtetë, pa dyshim, por asnjëherë kaq sa sot. A është e nevojshme akoma të kujtojmë se sa shpejt rrodhën gjërat, gjithmonë e më shpejt, gjatë dhjetëvjeçarëve të fundit? Cili nga bashkëkohësit tanë nuk ka pasur përshtypjen se herë pas here, brenda një apo dy viteve, ndodhin ndryshime që dikur shtriheshin në një shekull? Edhe më të moshuarit midis nesh i duhet të stërmundojë kujtesën, për të sjellë në të mendësinë që ka njohur në fëmijërinë e tij, për të harruar zakonet që ka fituar, mjetet dhe prodhimet pa të cilat ai nuk është në gjendje t'ia dalë sot. Sa për të rinjtë, shpesh ata nuk kanë as idenë më të vogël se ç'ka qenë jeta e gjyshërve të tyre, dhe as që bëhet fjalë për atë të brezave të mëparshëm.

Në fakt, ne qëndrojmë të gjithë shumë më afër bashkëkohësve tanë se sa paraardhësve tanë. Mos e teproj po të them se kam më shumë gjëra të përbashkëta me një kalimtar të rastit në rrugët e Pragës, Seulit apo San-Franciskos, sesa me katragjyshin tim? Jo vetëm nga pamja, nga veshja, nga sjellja, jo vetëm nga mënyra e të jetuarit, e të punuarit, nga banesa, nga mjetet që na rrethojnë, por edhe nga konceptet morale e mënyrat e të menduarit.

E njëjta gjë ndodh tek besimet fetare. Shumë herë i kemi

thënë vetes, ne, të krishterë - apo myslimanë, çifutë, apo budistë ose hinduistë -, se vizioni ynë për botën, si dhe për jetën e përtejme, s'ka të bëjë me atë të "bashkëfetarëve" tanë të para peseqind vjetëve. Për pjesën më të madhe të tyre Ferri ishte një vend po aq real sa dhe Azia e Vogël apo Abisinia, me djaj me këmbë të bigëzuara që shtynin mëkatarët drejt zjarrit të përjetshëm si në piktuarat apokaliptike. Sot, pothuajse askush nuk i sheh gjërat kësisoj. Mora shembullin më karikatural, por është po aq e vërtetë për gjithësinë e koncepteve tona, në të gjitha fushat. Shumë qëndrime që sot janë krejtësisht të pranueshme për besimtarin do të kishin qenë të pakonceptueshme për "bashkëfetarët" e tij një herë e një kohë. Sërish e shkrova këtë fjalë mes thonjëzave, sepse këta paraardhës nuk praktikonin të njëjtën fe si ne. Nëse do të jetonim midis tyre, me qëndrimet e sotme, ne të gjithë do të na zinin me gurë në mes të rrugës, do të na plasnin në birucë, do të na digjnin në turrën e druve pa pikë mëshire, duke na akuzuar për shthurje, për herezi, ose për magji.

Me pak fjalë, secili nga ne ruan dy trashëgimi: njëra "vertikale", që vjen nga paraardhësit tanë, nga traditat e popullit të cilit i përkasim, nga komuniteti ynë fetar, tjetra, "horizontale", e ka burimin tek epoka jonë, te bashkëkohësit tanë. Është kjo fundit, me sa më duket mua, më përcaktuesja, dhe që rritet dita me ditë, por megjithatë, ky realitet nuk pasqyrohet në perceptimin që kemi për veten. Ne nuk i bëjmë thirrje trashëgimisë "horizontale" por asaj tjetrës.

Më lejoni të ngul këmbë, kjo është pika më thelbësore kur i kthehemi nocionit të identitetit, ashtu siç paraqitet në ditët tona: nga njëra anë, është ajo çka ne jemi në realitet, dhe çka bëhemi nën ndikimin e ndërkombëtarizimit kulturor, domethënë qenie të përbëra nga ide larushe, që ndajnë me komunitetin e madh të bashkëkohësve të tyre thelbin e referencave, thelbin e qëndrimeve, thelbin e besimeve të tyre. Dhe pastaj, nga ana tjetër, është ajo që

ne pretendojmë se jemi, domethënë pjesëtarë të aksh komuniteti dhe jo të një tjetri, ithtarë të aksh besimi më tepër se të një tjetri. Nuk bëhet fjalë për të mohuar rëndësinë e përkatësive tona fetare, kombëtare apo të tjera. Nuk bëhet fjalë për të mohuar peshën shpesh vendimtare të trashëgimisë tonë "vertikale". Në këtë stad, mbi të gjitha bëhet fjalë për të hedhur dritë mbi faktin se ka një hendek midis asaj që jemi dhe asaj që pandehim se jemi.

Të themi të vërtetën, nëse pohojmë me kaq egërsi dallimet tona, kjo ndodh pikërisht për faktin ngaqë ndjehemi gjithmonë e më pak të ndryshëm. Sepse, si për inat të konflikteve, të armiqësive tona shekullore, çdo ditë që kalon i zvogëlon gjithmonë e më tepër ndryshimet dhe shton gjithmonë e më tepër ngjashmëritë.

Duket se po ngazëllehem. A duhet me gjithë mend të ngazëllehemi duke i parë se si njerëzit i shëmbëllejnë gjithmonë e më tepër njëri-tjetrit? A nuk jemi duke shkuar drejt një bote të njësuar ku së shpejti do të flitet një gjuhë e vetme, ku të gjithë do të ndajnë të njëjtën pjatë të vogël besimesh, ku të gjithë do të shikojnë në televizor, të njëjtat telenovela amerikane duke mbllaçitur të njëjtët sanduiçë?

Duke lënë mënjanë karikaturat kjo është një pyetje që meriton të bëhet seriozisht. Në fakt, ne po kalojmë një epokë çoroditëse, gjatë së cilës globalizimi për shumë nga bashkëkohësit tanë shfaqet jo si një mbarëpërfshirje e mrekullueshme dhe fitimprurëse për të gjithë, por si një njëjtësim varfërues, dhe si një kërcënim kundër të cilit duhet luftuar për të ruajtur kulturën, identitetin, vlerat e secilit.

Mundet që këto përpjekje të vijnë si kofini pas të vjelit, por për momentin, duhet të jemi modestë të pranojmë mosnjohjen tonë. Jo gjithmonë gjejmë në plehrat e Historisë atë çka presim të gjejmë. Pastaj, mbi të gjitha, nëse kaq shumë njerëz ndjehen të kërcënuar nga globalizimi, është normale që i ashtuquajturi kërcënim të këqyret pak më nga afër.

Sigurisht, mund të pikasim, tek ata që e ndiejnë veten në rrezik,

frikën ndaj ndryshimeve, e vjetër kjo sa njerëzimi. Por ka gjithashtu dhe shqetësime më aktuale, që unë nuk do të guxoja t'i quaja pa vend. Sepse globalizimi na çon drejt dy realiteteve të kundërta, njëra sipas mendimit tim e mirëpritur dhe tjetra jo, për më saktë universaliteti dhe uniformiteti. Dy rrugë që ne na duken të pleksura, të padallueshme, thua se bëhet fjalë për një rrugë të vetme. Në atë pikë sa mund të pyesim nëse nuk ka njëra fytyrën e tjetrës.

Për veten time, jam i bindur, që bëhet fjalë për dy rrugë të ndryshme, ndonëse ato shkojnë krah më krah e fshiken, kapërthehen me njëra-tjetrën derisa të humbet vështrimi. Do të ishte mashtronjëse ideja se mund ta çbësh lëmshin menjëherë, por mund të përpiqemi të kapemi pas fillit të parë.

4

Postulati bazë i universalitetit është se ka të drejta të qenësishme të dinjitetit të njeriut, që askush nuk mund t'ua mohojë të ngjashmëve të tij për shkak të fesë, ngjyrës, kombësisë, seksit, apo për çdo arsye tjetër. Gjë që do të thotë midis të tjerash se çdo cenim i të drejtave themelore të burrave apo grave në emër të kësaj apo asaj tradite të veçantë - fetare, për shembull - është kundër frymës universale. Nuk mund të ketë nga njëra anë një kartë të të drejtave të njeriut dhe më anë tjetër një kartë të veçantë, një kartë myslimane, një kartë çifute, një kartë të krishtere, një kartë afrikane, një kartë aziatike etj.

Në parim, pak njerëz e kundërshtojnë këtë, në praktikë shumë sillen sikur nuk e besojnë fare. Asnjë qeveri perëndimore, për shembull, nuk hedh mbi të drejtat e njeriut në Afrikë dhe në botën arabe të njëjtin vështrim këmbëngulës si në Poloni apo në Kubë. Një qëndrim që pretendon të jetë respektues, por që sipas mendimit tim, është përçmues. Të respektosh dikë, të respektosh historinë e tij, do të thotë që ai i përket të njëjtit njerëzim, dhe jo një njerëzimi të ndryshëm, me më pak vlera.

Nuk dua të zgjatem me këtë problem, që meriton në vetvete shtjellim të mbështetur në prova. Por desha ta përmend këtu pasi është thelbësor për nocionin e universalitetit. Ky do ishte i mangët

nëse nuk ngërthen vlera që kanë të bëjnë me të gjithë njerëzit, pa asnjë lloj dallimi. Këto vlera vijnë të parat. Traditat meritojnë të respektohen vetëm për aq sa janë të respektueshme, do të thotë pikërisht për aq sa ato respektojnë të drejtat themelore të burrave dhe të grave. Të respektosh "tradita" apo ligje diskriminuese, do të thotë të përçmosh viktimat e tyre. Të gjithë popujt dhe të gjitha doktrinat kanë prodhuar në momente të caktuara të historisë së tyre, qëndrime që, me zhvillimin e mendësive, kanë rezultuar të papajtueshme me dinjitetin njerëzor. Askund ato nuk mund të shfuqizohen me një të rënë të lapsit, por kjo nuk do të thotë se nuk duhet të denoncohen dhe të punohet për zhdukjen e tyre.

Çdo gjë që ka të bëjë me të drejtat themelore - e drejta për të jetuar si qytetar me të drejta të plota në tokën e baballarëve pa u përndjekur dhe pa u diskriminuar, e drejta për të jetuar me dinjitet kudo që gjendemi, e drejta për të zgjedhur lirisht jetën, dashuritë, besimet, duke respektuar lirinë e tjetrit, e drejta për dije pa kufizim, e drejta për shëndet, për një jetë të nderuar dhe të respektuar - të gjitha këto, dhe lista nuk mbaron këtu, nuk mund t'i mohohen të ngjashmëve tanë nën pretekstin e ruajtjes së një besimi fetar, të një praktike të të parëve apo një tradite. Në këtë fushë, duhet rrahur drejt universalitetit, dhe, madje, po ta kërkojë nevoja, drejt uniformitetit, sepse njerëzimi, ndonëse i shumëllojtë, është, së pari, një i vetëm.

Po e veçanta e çdo qytetërimi? Patjetër duhet respektuar, por në një mënyrë tjetër, dhe pa ia zbehur asnjëherë kthjelltësinë.

Paralelisht me betejën për universalizimin e vlerave, nuk duhet harruar lufta kundër uniformitetit varfërues, kundër hegjemonisë së ideologjisë, politikës, ekonomisë, apo medias, kundër njëjtësimit të trashë, kundër gjithçkaje që i merr frymën shumëllojshmërisë së shprehjeve gjuhësore, artistike, intelektuale. Kundër gjithçkaje që e çon botën drejt një monotonie foshnjarake. Luftë për mbrojtjen e disa praktikave, disa traditave kulturore, por luftë e mençur,

kërkuese, përzgjedhëse, pa të dridhura, pa frikëra të tepruara, e vazhdimisht e hapur drejt së ardhmes.

Një pafundësi imazhesh, zërash, idesh, e produktesh të ndryshme, po e mbysin gjithë planetin, duke na ndryshuar çdo ditë e më shumë shijet, aspiratat, sjelljet, mënyrën tonë të jetesës, vizionin tonë për botën dhe gjithashtu veten tonë. Nga ky pështjellim i jashtëzakonshëm shfaqen shpesh realitete kundërshtuese. Për shembull, është e vërtetë që tashmë gjejmë në arteriet më të mëdha të Parisit, Moskës, Shangait apo Pragës tabelat e famshme të "fast food". Por është gjithashtu e vërtetë që gjejmë gjithmonë e më tepër, në të gjitha kontinentet, kuzhina nga më të ndryshmet, jo vetëm italiane dhe franceze, kineze apo indiane, që ka kohë që eksportohen, por edhe japoneze, indoneziane, koreane, meksikane, marokene apo libaneze.

Për disa, ky është thjesht një detaj anekdotik. Për mua, është një fenomen që zbulon diçka. Zbulon atë se ç'mund të jetë një përzierje në jetën e përditshme. Zbulon gjithashtu se si mund të reagojnë ca e ca. Shumë njerëz, në fakt, shohin në të gjithë këtë ecuri, vetëm njërën anë, dallimin e disa të rinjve pas ushqimit-rrufe alla amerikan. Unë nuk jam një partizan i asaj që "të bëhet si të bëhet", por vlerësoj pikërisht ata që nuk iu del vetja nga kontrolli. Të luftosh për të ruajtur karakterin tradicional të një rruge, të një lagjeje, apo një lloj cilësie të jetesës, është gjithmonë një luftë legjitime dhe shpesh e domosdoshme. Por kjo s'duhet të na pengojë të shohim tërësinë e tablosë.

Që të të jepet mundësia, kudo në botë, nëse ta ka qejfi, të hash gjellë vendase, por, edhe të provosh receta të tjera kuzhine, duke përfshirë këtu edhe ato amerikane, që britanikët të preferojnë *curry* me salcë mente, që francezët të porosisin nganjëherë *cous-cous* në vend të supës dhe që një banor i Minskut pas disa dhjetëvjeçarësh të murrmë, të dëshirojë një hamburger me *ketchup* - të gjitha këto nuk më duken të tmerrshme, dhe e pranoj, as që më trishtojnë. Përkundrazi, unë do të doja që kjo të përhapet më

gjerë, do të doja që çdo kuzhinë tradicionale, qoftë nga Sishuani, nga Alepi, nga Shampanja, nga Pulja, nga Hanoveri apo nga Milvauki, të mund të shijohet në mbarë botën.

Atë që po them për kuzhinën, mund ta shtrij në shumë fusha të tjera të kulturës së përditshme. Në muzikë për shembull. Edhe aty gëlojnë çudirat. Nga Algjeria shpesh na vijnë të rejat më revoltuese, por prej atje buron dhe ajo muzikë pjellore, e përhapur nga gjithë ata të rinj që shprehen në arabisht, frëngjisht apo në gjuhën ka madje, e megjithatë disa s'janë larguar nga vendi, ndërsa të tjerë kanë ikur, por duke mbartur me vete e në vete të vërtetën e një populli, shpirtin e një kulture, për të cilën ata dëshmojnë.

Historia e tyre nuk mund të mos na kujtojë një tjetër histori, më të lashtë e më të shtrirë, atë të afrikanëve që u çuan si skllevër në Amerikë. Sot muzika e tyre, e dalë nga Luiziana apo Karaibet, është përcjellë në të gjithë botën, ajo bën pjesë tashmë në pasurinë tonë muzikore dhe sentimentale. Edhe kjo është gjithashtu, globalizim. Kurrë më parë njerëzimi nuk ka pasur mjetet teknike për të dëgjuar kaq shumë muzikë, pa kufi, gjithë zërat e ardhur si nga Kameruni, Spanja, Egjipti, Argjentina, Brazili, Kepi i Gjelbërt, ashtu edhe nga Liverpuli, Memfis, Brukseli apo Napoli. Kurrë ndonjëherë nuk kanë pasur mundësinë kaq shumë persona, të luajnë, të kompozojnë, të këndojnë e t'u dëgjohet zëri.

5

Nëse këmbëngul në atë që mua më shfaqet si një nga të mirat e globalizimit, si një faktor autentik i universalitetit, nuk do të doja ta kaloja në heshtje shqetësimin e atyre që shohin në këtë trazim më shumë një mbizotërim në rritje të avazit anglo-sakson sesa një fenomen domethënës. Shqetësim, që e vëmë re edhe në shumë fusha të tjera, ndërsa i kthehemi, për shembull, ndikimit të disa mediave ndërkombëtare, po kështu dhe në kinema, ku pesha që zë Hollivudi është pa diskutim shtypëse.

Fola për shqetësim. Kjo fjalë e pasaktë nuk mund të japë shumëllojshmërinë pa skaj të reagimeve. Midis një banakieri parisian që nevrikoset se dëgjon shumë pak këngë franceze në radio, dhe një predikuesi fanatik që i quan "paradiabolike" antenat parabolike sepse ato përcjellin, sipas tij, këngët e sirenave të Perëndimit, nuk ka asgjë të përbashkët. Me përjashtim të një lloj mosbesimi ndaj kulturës globale ashtu siç po farkëtohet ajo. Gjithsesi, sa për mua, të dyja më shqetësojnë, nëse mund të them kështu, jo njëlloj, por njëkohësisht. Nuk do të dëshiroja një botë arabe të zemëruar kundër modernizmit, dhe që bën hapa mbrapa. Dhe nuk do të dëshiroja po aq një Francë në ethe, që hyn në mijëvjeçarin e ri me një hap mëdyshës.

Paskëtaj, do të doja të përsëris se nëse trazimet që shkakton

globalizimi më duken nganjëherë të skajshme, nuk i gjykoj si të pabaza.

Mua më duket se ato janë dy llojesh. E para, dhe do të mjaftohem këtu ta përmend shumë shkurtimisht nga ç'e meriton, sepse ajo e tejkalon gjerësisht kuadrin e kësaj eseje. Është ideja sipas të cilës vërshimi aktual, në vend që të çojë drejt një pasurimi të jashtëzakonshëm, drejt shumimit të mundësive të shprehjes, drejt shumëllojshmërisë së opinioneve, shtyn në mënyrë paradoksale në të kundërt, drejt varfërimit, kësisoj pleksja e shprehjeve muzikore shpërthyese përkthehet në njëfarë muzike të shpëlarë e të sheqerosur; po kështu edhe përzierja e ideve do të pjellë veç një opinion unanimist, të thjeshtëzuar, një formalizëm të vockël intelektual, aq sa çdokush, me përjashtim të një grushti origjinalësh, nuk do të vonojë të lexojë - nëse lexon! - të njëjtat romane shabllonë, do të dëgjojë të njëjtat melodi bajate që zbrazen me tonelata, do të shohë filma të prodhuar sipas të njëjtit kallëp, me një fjalë, do të mbllaçisë të njëjtin përshesh tingujsh, figurash e besimesh.

Kur flasim për mediat tabloja përsëritet me të njëjtat frustrime. Na gënjen nganjëherë mendja që me gjithë këto gazeta, radio, televizione, do mund të dëgjojmë një pafundësi opinionesh të ndryshme. Pastaj zbulojmë se ndodh e kundërta: fuqia e këtyre mediave nuk bën gjë tjetër veçse përforcon opinionin sundues të momentit, në atë pikë saqë i bën të padëgjueshme tingujt e kambanave të tjera. Është e vërtetë se lumi i imazheve dhe fjalëve jo gjithmonë favorizon shpirtin kritik.

A duhet të përmbyllim se shtrirja e marrëdhënieve, në vend që të nxisë shumëllojshmërinë kulturore, çon, në fakt, në mënyrë tinëzare, drejt një uniformiteti? Rreziku ekziston, pa dyshim, siç e lë të kuptohet tirania e publikut të madh dhe shkarjet e të qenit "politikisht korrekt". Por është një rrezik që përcjell të gjitha sistemet demokratike, mund të shkojë edhe më keq akoma nëse do t'i nënshtrohemi peshës së shifrave, por nuk ka pasoja të

pashmangshme nëse përdorim me mend mjetet e të shprehurit që disponojmë, dhe nëse dimë të shikojmë tej realitetit të thjeshtëzuar të shifrave, realitetin kompleks të njerëzve.

Pasi - a duhet kujtuar? - ne nuk jemi në epokën e masave, pavarësisht nga disa shfaqje të jashtme, por në epokën e individit. Nga kjo pikë vështrimi, njerëzimi, pasi është ndeshur gjatë shekullit XX me rreziqet më të mëdha të historisë së tij, ia ka dalë në krye më mirë se ç'pritej.

Ndonëse popullsia e planetit është katërfishuar në njëqind vjet, më duket që, në përgjithësi sot, çdo person është më i vetëdijshëm për individualitetin e tij sesa në të kaluarën, më i ndërgjegjshëm për të drejtat e tij, pa dyshim, më pak për detyrat e tij, më i vëmendshëm për vendin e tij në shoqëri, për shëndetin, për mirëqenien, për trupin, për të ardhmen e tij, për fuqinë që ai ka, për identitetin - cilado qoftë përmbajtja që ai i jep atij. Them gjithashtu se secili nga ne, po qe se di të përdorë mjetet e jashtëzakonshme që ka sot në dispozicion, mund të ndikojë në mënyrë domethënëse bashkëkohësit e tij, dhe brezat që vijnë. Me kusht që të ketë diçka për t'iu kumtuar atyre. Me kusht, gjithashtu, që të tregohet krijues sepse realitetet e reja nuk vijnë tek ne të shoqëruara me një tregues përdorimi.

Mbi të gjitha, me kusht, që të mos mbyllet në vetvete duke sharë nëpër dhëmbë: "Botë e ndyrë, më plase shpirtin".

Një frikë e tillë do të ishte po aq shterpë edhe kur bëhet për shqetësimin tjetër që shkakton globalizimi. Kësaj radhe, jo uniformiteti që vjen prej mediokritetit, por ai që vjen prej hegjemonisë. Një nga shqetësimet më të përhapura, dhe që gjendet në origjinën e shumë konflikteve të përgjakshme, po ashtu dhe të tensioneve të panumërta.

Ky shqetësim mund të formulohet kështu: a është gjë tjetër globalizimi përveçse një amerikanizim? A mos ka ai për pasojë kryesore vendosjen në mbarë botën të një gjuhe, të një sistemi

ekonomik, politik e social, të së njëjtës mënyrë jetese, të të njëjtit shkallëzim vlerash, ato të Shteteve të Bashkuara të Amerikës? Po të besosh disa, i gjithë fenomeni i globalizimit nuk është gjë tjetër veçse një maskim, një fshehje, një kalë Troje, nën të cilin fshihet një ndërmarrje mbizotëruese.

Për çdo vëzhgues të arsyeshëm, ideja e zhvillimit të teknikave dhe të zakoneve "të telekomanduara" nga një fuqi e madhe, apo nga një koalicion fuqish, është absurde. Por nga ana tjetër është e ligjshme, të pyesim nëse globalizimi nuk do të krijojë kushte për mbizotërimin e një qytetërimi apo hegjemoninë e një fuqie. Gjë që do të paraqiste dy rreziqe të mëdha: i pari, që do të sillte zhdukjen dora-dorës të gjuhëve, të traditave e të kulturave; i dyti, që do t'i shtynte bartësit e këtyre kulturave të kërcënuara drejt qëndrimeve gjithmonë e më radikale, gjithmonë e më vetëvrasëse.

Rreziqet e hegjemonizmit janë reale. Madje është një lloj eufemizmi të flasësh vetëm për "rreziqe". Nuk ka dyshim se qytetërimi perëndimor ka arritur që prej shekujsh, një status të privilegjuar po ta krahasojmë me gjithë të tjerët, në Azi, Afrikë, në Amerikën parakolombiane, dhe në Evropën Lindore, që e kanë parë veten gjithmonë e më tepër të anashkaluar, dhe thellësisht të ndikuar, për të mos thënë të rimodeluar, nga Perëndimi i krishterë. Nuk ka dyshim që me rënien e Bashkimit Sovjetik, vendet perëndimore të zhvilluara ia dolën të vendosin një përparësi absolute të sistemit të tyre ekonomik dhe politik, që është duke u kthyer në një normë për mbarë botën.

Po kështu, s'ka nevojë të shumëfishosh shembujt për të kuptuar se Shtetet e Bashkuara që, pas Luftës së Ftohtë, janë kthyer në të vetmen superfuqi, ushtrojnë në të gjithë planetin një ndikim të pashoq. Ndikim që shfaqet në forma të ndryshme, nganjëherë nëpërmjet një aksioni të vullnetshëm - për të rregulluar një konflikt rajonal, për të destabilizuar kundërshtarin apo për të dobësuar politikën ekonomike të ndonjë rivali -, por shpesh edhe nëpërmjet shtysave të pavullnetshme, siç është forca e joshja e

një modeli; me mijëra burra e gra, që rrjedhin prej kulturave të ndryshme, i ka tunduar imitimi i amerikanëve, të hanë si ata, të vishen si ata, të flasin e të këndojnë si ata, si ata ose si shëmbëlltyra e tyre.

Nëse radhita këto fakte, e bëra se m'u duk e nevojshme t'i kujtoj në mënyrë të qartë përpara se të formuloj pyetjet që rrjedhin prej tyre. Domethënë, kjo kulturë globale, që përpunohet çdo ditë, në ç'masë do të jetë ajo perëndimore në thelbin e vet, dhe madje sa do të jetë ajo veçanërisht amerikane? Nisur nga kjo pyetje, dalin të tjerat: Ç'do të bëhet me kulturat e tjera? Ç'do të bëhet me gjuhët e shumta që flasim sot? Do të mbeten dialektet lokale, të dënuara, herët a vonë, me zhdukje? Cila do të jetë atmosfera ku do të zhvillohet globalizimi në dhjetëvjeçarët e ardhshëm nëse ai jepet gjithmonë e më tepër si shkatërrues i kulturave, i gjuhëve, i riteve, i besimeve, i traditave, si shkatërruese e identiteteve? Nëse çdonjërit do t'i duhej të mohonte vetveten për të pranuar të renë ashtu siç përcaktohet dhe ashtu siç ka për t'u përcaktuar, a nuk do të përgjithësohej nostalgjia e së kaluarës e bashkë me të, edhe dhuna?

## 1

As në faqet që lexuat më parë as në ato që do të vijnë më pas, kjo ese nuk përfshin të gjitha fenomenet - ekonomike, teknologjike, gjeopolitike... - që mbulon nocioni globalizim, po aq sa s'merrte përsipër në kapitujt e kreut të ftillonte deri në fund nocionin e gjerë të identitetit. Sërish këtu, objektivi është më modest, më i saktësuar: të përpiqemi të kuptojmë se në ç'mënyrë i ashtuquajturi globalizim acaron sjelljet e identitetit, dhe në ç'mënyrë një ditë ai mund t'i bëjë ato më pak vrastare.

Meditimi im niset nga një konstatim: kur një shoqëri shikon tek modernizimi "dorën e një të huaji", ajo priret ta kundërshtojë atë dhe të mbrohet prej tij. Kam folur gjatë për botën arabo-myslimane dhe marrëdhëniet e saj të ndërlikuara me gjithë çka vjen nga Perëndimi. Një fenomen të ngjashëm mund ta vëmë re sot, në cepa të ndryshëm të globit, kur bëhet fjalë për globalizimin. Dhe nëse duhet shmangur që ky të mos ngjallë, tek miliona e miliona tokësorë, mospranim sistematik, prapsje të egër e qëndrim vetëvrasës, është thelbësore që qytetërimi i globalizuar të mos shfaqet ekskluzivisht në petka amerikane, duhet që secili të gjejë sadopak aty diçka nga vetja që secili të mund të identifikohet paksa me të, që askujt të mos i vijë puna të mendojë se globalizimi është pandreqshmërisht i huaj për ta, dhe kësisoj ta bëjë hasëm.

Sërish, më duket e udhës t'i kthehem parimit kyç të "reciprocitetit": sot, secili nga ne duhet domosdoshmërisht të përvetësojë elementë të shumtë që vijnë nga kultura më të fuqishme; por është gjithashtu thelbësore që çdokush të sigurohet që edhe disa elementë të kulturës së tij të mirëfilltë - personazhe, mënyra, objekte arti, sende të zakonshme, muzikë, gjellë, fjalë... - të përvetësohen nga të gjitha kontinentet, përfshirë edhe Amerikën e Veriut, e që sot e tutje të bëjnë pjesë në trashëgiminë universale, të përbashkët për gjithë njerëzimin.

Identiteti është së pari çështje simbolesh, madje çështje dukjesh. Ndërsa shoh, në gjirin e një bashkësie, njerëz që mbajnë një emër me të njëjtin tingëllim si i imi, e që kanë të njëjtën ngjyrë lëkure, apo të njëjtat prirje, apo të njëjtat mangësi, mund ta ndiej veten të përfaqësuar nga kjo bashkësi. Një "fije përkatësie" më lidh me të, që mund të jetë e hollë apo e trashë, por që kapet menjëherë nga ata për të cilët identiteti është pika e dobët.

Ajo që është e vërtetë për një bashkësi është gjithashtu e vërtetë për një grup shoqëror, për një bashkësi kombëtare, si dhe gjithashtu për një komunitet global. Kudo që të jemi, kemi nevojë për këto nishane identifikimi, për këto urëza që të çojnë drejt tjetrit - mbetet mënyra më "qytetare" për të kënaqur nevojën për identitet.

Disa shoqëri, të vëmendshme ndaj këtyre gjërave, kur është fjala për të ulur tensionet e tyre të brendshme, thuajse i harrojnë ato sapo kalohet në marrëdhëniet midis kulturave të ndryshme në plan botëror. Natyrisht që këtu kam parasysh Shtetet e Bashkuara. Qofsh me origjinë polake, irlandeze, italiane, afrikane apo spanjolle, çdo herë që ulesh para televizorit, do s'do, do të shohësh të shfaqen emra e fytyra polakësh, irlandezësh, italianësh, afrikanësh apo spanjollësh. Nganjëherë kjo gjë është aq e zakonshme, aq e "sajuar" e aq e njohur, sa të ngre nervat. Në filmat policorë, në 90 për qind të rasteve, dhunuesi është bjond me sy të kaltër, që të mos krijohet përshtypja se minoritetet paraqiten në mënyrë negative dhe ndërsa keqbërësi është zezak, dhe detektivi që e ndjek është

i bardhë, ujdiset në një lloj mënyre që edhe shefi i policisë të jetë zezak. Acaruese? Mundet. Tek e fundit, kur sjellim ndër mend filmat e vjetër me kauboj dhe indianë, ku këta të fundit vriteshin si mizat nën duartrokitjet frenetike të fëmijëve, mund të themi se qëndrimi i sotëm është më pak i dëmshëm.

Sidoqoftë, unë nuk do të doja t'i jepja këtyre praktikave ekuilibriste më shumë vlerë nga ç'meritojnë. Sepse, nëse ato ndihmojnë ndonjëherë për të zmbrapsur paragjykimet raciale ose etnike, apo të tjera, shpesh ato kontribuojnë edhe për mbajtjen gjallë të tyre. Në emër të parimit - "që asnjë amerikan të mos ndihet i ofenduar nga ajo që sheh e që dëgjon" - çdo bashkim, në ekran, midis një të bardhi e një zezakeje, apo midis një të bardheje dhe një zezaku, është pothuajse i ndaluar, sepse opinioni, siç na thonë, nuk e ndjen veten rehat, në këtë lloj përzierje. Atëherë sajohet në mënyrë të tillë që secili të "rregullohet" brenda për brenda "fisit" të tij. Edhe kjo gjë është aq e zakonshme, aq e njohur, saqë të pezmaton, madje të fyen.

Këto janë shkarje të njëjtësimit foshnjarak... Por kjo nuk e rrëzon, sipas mendimit tim, drejtësinë e idesë së thjeshtë që dominon sot në Shtetet e Bashkuara, sipas së cilës çdo qytetar dhe pikërisht çdo "minoritar", duke parë televizorin, duhet të gjejë vetveten tek emrat dhe fytyrat e atyre që shfaqen aty, dhe duhet ta gjejë të përfaqësuar pozitivisht, me qëllim që të mos ndjehet i përjashtuar nga bashkësia kombëtare.

Është një ide që meriton të rimerret në një kuadër shumë më të gjerë: meqenëse i gjithë planeti sot ka mundësinë të shohë të njëjtat imazhe, të dëgjojë të njëjtët zëra, të përfitojë nga të njëjtat prodhime, a nuk do ishte normale që këto imazhe, këta zëra, këto prodhime, të jenë përfaqësues të të gjitha kulturave, në mënyrë që secili të jetë i pranishëm, dhe që askush të mos ta ndiejë veten të përjashtuar? Në planin botëror, ashtu si dhe në gjirin e çdo shoqërie, kurrkush nuk duhet të ndjehet i poshtëruar, i pavlerë, i nëpërkëmbur, "i damkosur", në atë pikë sa të shtrëngohet të fshehë me turp

fenë, ngjyrën e lëkurës, ose gjuhën, emrin, apo cilindo element përbërës të identitetit të tij, që të mund të jetojë midis të tjerëve. Çdo njeri duhet të përballojë kryelartë, pa frikë e pa mëri çdonjërën prej përkatësive të tij.

Do të ishte gjëmëmadhe nëse globalizmi që ka filluar do të funksionojë vetëm në një kah, ku në njërën anë të ndodhen "shpërndarësit universalë", dhe në tjetrën "marrësit"; në njërën anë "rregulla", në tjetrën "përjashtimet"; në njërën ata që janë të bindur se pjesa tjetër e botës nuk mund t'u mësojë asgjë, në anën tjetër ata që e kanë të ngulitur në mendje se bota nuk do t'i dëgjojë asnjëherë.

Duke shkruar kështu, nuk kam parasysh vetëm tundimin hegjemonist, por edhe atë tundimin tjetër, që ngre krye në qoshe të ndryshme të planetit, që është në njëfarë mënyre i kundërti i të parit, ose pamja e tij në negativ, e që më duket gjithashtu po aq i dëmshëm: tundimi i inatit.

Sa njerëz ka që u merr koka erë e që s'duan të kuptojnë atë çka po ndodh. Sa njerëz ka që nuk pranojnë të sjellin ndihmesën e tyre në kulturën universale që po lind, sepse e kanë shpallur një herë e përgjithmonë se bota që i rrethon është e padepërtueshme, armiqësore, gjakësore, e çmendur, djallëzore. Sa njerëz ka që i josh roli i tyre prej viktime - viktima të Amerikës, viktima të Perëndimit, viktima të kapitalizmit apo liberalizmit, viktima të teknologjive të reja, viktima të medias, viktima të ndryshimeve... Askush s'e mohon dot se këta njerëz, në fakt, ndihen të grabitur, dhe e vuajnë këtë gjë, pikërisht reagimi i tyre nuk duket i gjetur. Mbyllja e vetvetes brenda mendësisë së të sulmuarit është akoma më shkatërruese për viktimën, sesa agresioni vetë. Kjo është po aq e vërtetë për shoqëritë sa edhe për individët. Kruspullosemi, vëmë parzmore, mbrohemi ndaj çdo gjëje, kyçemi në vetvete, ripërtypemi, nuk kërkojmë më, nuk bëjmë hap përpara, kemi frikë nga e ardhmja, e tashmja dhe nga të tjerët.

Atyre që reagojnë kështu, unë vazhdimisht kam dëshirë t'u them: bota e sotme nuk i shëmbëllen përfytyrimit që ju keni në kokë! Nuk është e vërtetë se ajo drejtohet nga forca të errëta, të gjithëpushtetshme! Nuk është e vërtetë se ajo i përket të "tjerëve"! Pa dyshim përmasat e globalizimit, ashtu si dhe shpejtësia marramendëse e ndryshimeve, i krijojnë secilit prej nesh ndjesinë e të mbyturit prej gjithçkaje që ndodh, dhe të paaftësisë për të kthyer rrjedhën e ngjarjeve. Por është thelbësore që të kujtojmë vazhdimisht se është një ndjesi shumë e përhapur edhe midis atyre që jemi mësuar t'i shohim në majë të piramidës.

Kam thënë në një kapitull të mëparshëm se gjithçka në botë, në kohën tonë, ndjehet paksa në pakicë, dhe paksa e mërguar. Ngaqë të gjitha komunitetet, e të gjitha kulturat kanë përshtypjen se po hahen me më të fortë se vetvetja, e të mos mund ta ruajnë dot trashëgiminë e tyre të paprekur. Parë nga Jugu dhe nga Lindja, është Perëndimi ai që sundon, parë nga Parisi është Amerika që mbizotëron; megjithatë, po të zhvendosemi drejt Shteteve të Bashkuara, çfarë vëmë re? Pakica, që pasqyrojnë gjithë larminë e botës, dhe që të gjitha e ndiejnë të nevojshme të nxjerrin në pah përkatësinë e origjinës së tyre. E ndërsa i kemi takuar këto pakica, ndërsa kemi dëgjuar me mijëra herë se fuqia është në duart e meshkujve të bardhë, në duart e protestantëve anglo-saksonë, buçet papritmas një shpërthim gjigant në Oklahoma City. Cilët janë autorët? Janë pikërisht meshkujt e bardhë, anglo-saksonë dhe protestantë, të bindur se janë më të harruarit e më të nëpërkëmburit e të gjithë pakicave, të bindur se globalizimi po u bie kambanave të vdekjes për Amerikën e "tyre". Për pjesën tjetër të botës, Timothy McVeigh dhe larot e tij kanë pikërisht profilin etnik të atyre që pretendojnë se sundojnë planetin dhe se mbajnë të ardhmen tonë në duar. Ata mendojnë se janë një lloj specie që po zhduket, dhe se nuk ka asnjë armë tjetër përveç terrorizmit më vrastar.

Kujt i përket pra, bota? Asnjë race në veçanti, asnjë kombi në veçanti. Ajo i përket, më shumë se në çdo moment tjetër të

historisë, të gjithë atyre që duan të gjejnë aty një vend. Ajo i takon të gjithë atyre që kërkojnë të kuptojnë rregullat e reja të lojës - sado të mjegullta qofshin ato - për t'i përdorur në përfitim të tyre.

Që të kuptohemi mirë, unë nuk kërkoj të mbuloj me një perde turpi shëmtimet e botës ku ne jetojmë, që në fillim të këtij libri veçse i kam denoncuar këto mosvajtje, këto teprime, këto pabarazi, këto shkarje vrastare; këtu, me një lloj pasioni, unë ngrihem kundër tundimit për dëshpërim, kundër këtij qëndrimi fort të përhapur në mbartësit e kulturave "periferike", e që të shtyn të mbyllesh brenda mureve të hidhërimit, të nënshtrimit, të pasivitetit - prej ku nuk dilet më veçse me dhunë vetëvrasëse.

Unë nuk dyshoj se globalizimi kërcënon shumëllojshmërinë e kulturave, e veçanërisht larminë e gjuhëve dhe të mënyrës së jetesës, madje jam i bindur që ky kërcënim është gjithmonë e më i madh në krahasim me të kaluarën, siç do të kem rastin ta përmend në faqet që vijojnë, vetëm se, bota e sotme u jep atyre që duan t'i ruajnë kulturat e kërcënuara mjetet për t'i mbrojtur. Në vend që të degjenerojnë e të zhduken pa i tërhequr kujt vëmendjen, siç ka qenë rasti prej shekujsh, këto kultura kanë që sot e tutje mundësinë të luftojnë për mbijetesën e tyre. A nuk do ishte absurde të mos i përdornim këto mundësi ?

Revolucionet teknologjike e sociale që ndodhin përreth nesh përbëjnë një fenomen historik tejet kompleks me përmasa të mëdha, nga i cili mund të përfitojë çdonjëri pa u diktuar nga askush, - madje as nga Amerika. Globalizimi nuk është instrument "i një rendi të ri" që "ca e ca" kërkojnë ta bëjnë mbret të botës, unë do ta krahasoja më shumë me një arenë gjigante, të hapur nga të tëra anët, në të cilën zhvillohen në të njëjtën kohë mijëra dyluftime, mijëra luftime, ku secili mund të paraqitet me avazin e tij, me argumentet e tij, në një kakofoni që s'ka burrë ta ndalë.

Interneti, për shembull, i parë nga jashtë dhe me mosbesim, duket si një përbindësh planetar ektoplazmik, me anë të të cilit të

fuqishmit e kësaj bote nderin tentakulat e tyre mbi të gjithë tokën, i parë së brendshmi Interneti është një vegël e përsosur lirie, një hapësirë logjikisht e barabartë që secili mund ta përdorë sipas dëshirës së tij, dhe brenda së cilës katër studentë të zotë mund të ushtrojnë po aq influencë sa një kryeshtetar apo një kompani nafte. Dhe ndonëse anglishtja mbizotëron fuqishëm, larmia e gjuhëve po lulëzon aty çdo ditë e më shumë, e mbështetur kjo nga disa shpikje të informatikës në fushën e përkthimit - teknika që po belbëzojnë, ende të varfra, e që shkaktojnë nganjëherë efekte komike, por që nuk janë më pak premtuese për të ardhmen.

Në përgjithësi, mjetet e reja të komunikimit u japin një numri të madh bashkëkohësish, njerëz që jetojnë në të gjitha vendet dhe janë mbartëse të të gjitha kulturave, mundësinë të ndihmojnë në përpunimin e asaj që do të jetë nesër kultura jonë e përbashkët.

Nëse duam të mos i lëmë këto gjuhë që të vdesin, nëse duam që kulturën, brenda së cilës jemi rritur, ta bëjmë të njohur në botë, të respektuar e të dashur, nëse dëshirojmë dhe urojmë që komuniteti të cilit i përkasim të njohë lirinë, demokracinë, dinjitetin dhe mirëqenien, beteja nuk është e humbur. Shembuj nga të gjithë kontinentet tregojnë se ata që dinë të luftojnë kundër tiranisë, kundër obskurantizmit, kundër diskriminimeve, kundër përçmimit, kundër harresës, shpesh dalin të fituar. Po kështu edhe ata që luftojnë kundër urisë, injorancës ose epidemive. Ne jetojmë në një epokë të çuditshme ku çdokush që ka një ide, qoftë ajo gjeniale, perverse apo e sipërfaqshme, mund t'ia përcjellin, brenda ditës, dhjetëra e dhjetëra milionave të ngjashëm me ta.

Nëse besojmë në një çështje, nëse mbartim në vetvete energji të mjaftueshme, pasione të mjaftueshme, oreks të mjaftueshëm për të jetuar, mund të gjejmë nga burimet që ofron bota e sotme mjete për të realizuar disa prej këtyre ëndrrave.

2

Mos vallë jam përpjekur të them nëpërmjet këtyre shembujve, që sa herë që qytetërimi i sotëm na përball me një problem ai na jep, për fat të mirë, edhe mjetet për ta zgjidhur atë? Nuk ma ha mendja se ka lëndë të atillë për të shpallur ndonjë farë ligji. E megjithatë është e vërtetë që fuqia e mahnitshme që i është dhënë njeriut nga shkenca dhe teknologjia moderne, mund të shërbejë për përdorime të kundërta, disa shkatërrimtare, të tjera rregulluese. E kësisoj do të thoja se kurrë më parë natyra s'ka qenë kaq e shpërdoruar, mirëpo ne, shumë më tepër se më parë, jemi në gjendje ta mbrojmë atë, ngaqë mjetet tona për të ndërhyrë janë shumë më efikase, dhe ngaqë jemi shumë më të vetëdijshëm se më parë.

Kjo nuk do të thotë se veprimi ynë riparues është gjithmonë në lartësinë e aftësive tona dëmprurëse, siç kanë treguar, fatkeqësisht, shumë shembuj, si ai i shtresës së ozonit ose ai i shumë specieve të kërcënuara nga zhdukja.

Mund të përmendja këtu edhe fusha të tjera përveç mjedisit. E zgjodha këtë të fundit për arsyen se disa nga rreziqet që hasim në të ngjasojnë me ato që na përball globalizimi. Në të dy rastet shumëllojshmëria është e kërcënuar, si në rastin e specieve që kanë jetuar me miliona vjet për t'u shuar para syve tanë, ashtu edhe kulturat që kanë arritur të qëndrojnë në këmbë për qindra

dhe mijëra vjet, mund të fiken mu përpara syve tanë, nëse nuk i marrim në mbrojtje..

Ndërkohë, disa po zhduken. Gjuhë që s'po gjallojnë më pas vdekjes së folësve të tyre të fundit. Bashkësi njerëzore që përgjatë Historisë kishin krijuar një kulturë origjinale, të bëra nga një mijë e një gjetje - nga kostumet, barnat, piktura, muzika, gjestikulacioni, artizanati, gatimi, rrëfimet... - i kërcënon humbja e truallit, e gjuhës, e kujtesës, e dijes, e identitetit të veçantë, e dinjitetit të tyre.

Këtu nuk e kam fjalën vetëm për shoqëritë që me kohë kanë qëndruar mënjanë lëvizjeve të mëdha të Historisë, e kam fjalën për komunitetet e panumërta njerëzore të Perëndimit e të Lindjes, të Veriut ashtu edhe të Jugut, në kuptimin ku ato gëzojnë të gjitha veçanësitë e tyre. Siç i shoh unë gjërat, nuk është fjala që të ngurtësohen ato në njërin apo në tjetrin moment të zhvillimit të tyre, e aq më pak të kthehen në një panair ndjellës, puna është që të ruhet trashëgimia jonë e përbashkët e njohjes dhe e aktiviteteve, me të gjithë larushinë e tyre, nga lind e ku perëndon, nga Provansa në Borneo, dhe nga Luiziana në Amazoni; është puna që t'i jepet të gjithë njerëzve mundësia për ta jetuar plotësisht botën e sotme, për të përfituar plotësisht nga të gjitha përparimet teknike, sociale, intelektuale, pa humbur megjithëkëtë kujtesën e veçantë, dhe as dinjitetin e tyre.

Përse qenkëshim më pak të vëmendshëm ndaj shumëllojshëmrisë së kulturave njerëzore sesa ndaj llojeve e specieve shtazore e bimore? A mos duhet shtrirë dëshira jonë kaq e ligjshme për të ruajtur mjedisin natyror edhe në mjedisin njerëzor? Si nga këndvështrimi i natyrës, ashtu edhe nga ai i kulturës, planeti ynë do të ishte shumë i trishtuar nëse do të kishte vetëm specie "të nevojshme" dhe disa të tjera vetëm për "zbukurim", apo që kanë fituar një vlerë simbolike.

Duke përmendur të gjitha këto aspekte të kulturës njerëzore, duket qartë që kemi të bëjmë njëherësh me dy logjika të ndryshme, ajo ekonomike, që shtyhet gjithmonë e më tepër drejt një

konkurrence pa pengesa, dhe ajo ekologjike, e cila ngrihet mbi baza mbrojtëse. Është e qartë që e para përputhet me atmosferën e kohës që jetojmë, por e dyta ka për të pasur gjithmonë arsye të forta për të ekzistuar. Edhe vendet që e mbështesin më shumë lirinë absolute të shkëmbimeve shpallin ligje mbrojtëse me qëllim që të mos lejojnë, për shembull, që një qendër natyrore të shkatërrohet nga rendësit e zhvillimit. Dhe kur bëhet fjalë për kulturën, nganjëherë duhen përdorur të njëjtat rrugë, për të parandaluar mbase të pariparueshmen.

Por kjo është vetëm një zgjidhje e përkohshme. Më tej, duhet që ne, qytetarët, të marrim stafetën, lufta për të ruajtur shumëllojshmërinë kulturore do të fitohet nëse ne do të jemi të gatshëm për t'u mobilizuar intelektualisht, shpirtërisht dhe materialisht, në mbështetje të një gjuhe të kërcënuar nga zhdukja, me po aq bindje sa dhe për të penguar zhdukjen e pandës apo të rinocerontëve.

Në mënyrë të vazhdueshme kam përmendur gjuhën në emër të elementëve që përcaktojnë një kulturë, dhe një identitet, pa këmbëngulur në faktin se nuk bëhet fjalë vetëm për një element midis të tjerëve. Afër fundit të këtij libri, ka ardhur me të vërtetë momenti për ta ndarë atë nga tufa dhe për t'i dhënë vendin që meriton.

Nga të gjitha përkatësitë që ne i njohim vetes, ajo është thuajse gjithmonë njëra nga më vendimtaret. Ose të paktën aq sa feja, me të cilën në njëfarë mënyre është ngrënë gjatë gjithë Historisë, por nganjëherë edhe i kanë puqur urat. Kur dy komunitete flasin gjuhë të ndryshme, feja e tyre e përbashkët nuk mjafton për t'i bashkuar - katolikët flamandë dhe valonë, myslimanët turq, kurdë ose arabë etj., ashtu sikurse sot, në Bosnje, gjuha e përbashkët nuk e siguron dot, bashkëjetesën midis ortodoksëve serbë, katolikëve kroatë, dhe myslimanëve. Kudo në botë shumë shtete të lidhur rreth një gjuhe të përbashkët janë shpërbërë nga grindjet fetare, e shumë shtete

të tjerë, të lidhur nga një fe e përbashkët, janë çjerrë nga sherret gjuhësore.

Kjo gjë ka ndodhur për hir të rivalitetit. Në të njëjtën kohë, nuk ka dyshim që "aleancat" shekullore janë thurur midis islamizmit dhe gjuhës arabe, për shembull, midis kishës katolike dhe gjuhës latine, midis Biblës së Luterit dhe gjuhës gjermane. Dhe nëse Izraelitët formojnë sot një komb, këtë nuk e kanë arritur vetëm në saje të lidhjes fetare që i bashkon, sado e fuqishme qoftë ajo, por edhe sepse, me hebraishten moderne, ata ia kanë dalë mbanë të pajisen me një gjuhë të vërtetë kombëtare. Dikush që do të jetonte dyzet vjet në Izrael pa hyrë asnjëherë në ndonjë sinagogë nuk do të përjashtohej pa një pa dy nga bashkësia kombëtare, por nuk mund të themi të njëjtën gjë për dikë që do të jetonte dyzet vjet në Izrael pa dashur të mësonte hebraishten. E kjo është e vërtetë për shumë vende të tjera, kudo në botë, s'ka nevojë për shpjegime të gjata për të kuptuar se njeriu mund të jetojë pa asnjë fe, por, merret vesh, jo pa asnjë gjuhë.

Ja dhe një tjetër vëzhgim, po aq i qartë, por që meriton të përmendet sapo që krahasohen këta dy elementë madhorë të identitetit: feja ka për prirje të jetë përjashtuese, gjuha jo. Mund të flasim edhe hebraishten, edhe arabishten, edhe italishten, edhe suedishten, por nuk mund të jemi në të njëjtën kohë edhe çifutë, edhe myslimanë, edhe katolikë edhe luterianë, madje edhe sikur ta konsiderojmë veten si ithtarë të dy feve njëherësh, një pozicion i tillë nuk do të jetë i pranueshëm për të tjerët.

Me këtë krahasim të fortë midis feve dhe gjuhëve, unë nuk synoj të theksoj përparësitë, as edhe ndonjë preferencë. Dua vetëm të tërheq vëmendjen për faktin se gjuha ka këtë veçanësi të mrekullueshme që të jetë në të njëjtën kohë faktor identiteti dhe mjet komunikimi. Për këtë, ndryshe nga dëshira që shpreha duke folur për fenë, ndarja e gjuhës nga identiteti nuk më duket as e gjasueshme, as dobiprurëse. Gjuha është e prirur të mbetet strumbullari i identitetit kulturor, dhe shumëllojshmëria gjuhësore

strumbullari i të gjitha larmive.

Pa dashur t'i futem në hollësi një dukurie aq komplekse siç janë marrëdhëniet midis njerëzve dhe gjuhëve të tyre, më duket e rëndësishme të përmend, brenda kornizës së ravijëzuar qartë të kësaj eseje, disa aspekte që kanë të bëjnë veçanërisht me nocionin e identitetit.

Së pari, për të vënë në dukje se tek çdo qenie njerëzore ekziston nevoja për një gjuhë identifikuese, kjo, herë është e përbashkët për disa qindra-miliona njerëz dhe herë vetëm për disa mijëra, pak rëndësi ka, ajo që ka rëndësi këtu është ndjenja e përkatësisë. Secili nga ne ka nevojë për këtë lidhje identifikuese që i jep fuqi e siguri.

Nuk ka gjë më të rrezikshme se të kërkosh të këputësh kordonin amësor që lidh një njeri me gjuhën e tij. Nëse ai këputet, ose dëmtohet rëndë, kjo ndikon në mënyrë shkatërruese në tërësinë e personalitetit të tij. Fanatizmi që përgjak Algjerinë shpjegohet nëpërmjet frustrimit të lidhur më shumë me gjuhën sesa me fenë; Franca nuk është lodhur të konvertojë myslimanët e Algjerisë në të krishterë, por ka dashur të zëvendësojë gjuhën e tyre me të sajën, duke e eksportuar atë, pa i dhënë atyre në shkëmbim një qytetari të vërtetë, kalimthi, do të shtoja këtu se unë asnjëherë nuk e kam kuptuar se si një shtet që i thotë vetes laik ka mundur t'i përcaktojë disa prej shtetasve të tij nëpërmjet emërtimit "francezë myslimanë", dhe t'u heqë atyre disa prej të drejtave për të vetmen arsye se ata i përkasin një tjetër feje nga e saja...

Por do ta mbyll shpejt parantezën, duke thënë se ky është vetëm një shembull tragjik midis shumë të tjerëve; do më mungonte vendi nëse do të kërkoja të përshkruaja në detaje gjithçka që njerëzit duhet të durojnë, ende sot, dhe kjo në shumë vende, për të vetmin fakt se ata shprehen në një gjuhë që ngjall përreth tyre mosbesim, armiqësi, përçmim ose tallje.

Është e rëndësishme që të bëhet e qartë, pa as më të voglën

mëdyshje, dhe të mbikëqyret pareshtur e drejta e çdo njeriu për të ruajtur gjuhën e identitetit të vet, e për ta përdorur atë lirisht. Kjo liri më duket edhe më e rëndësishme sesa liria e besimit, e cila mbron nganjëherë doktrina armiqësore e të kundërta me të drejtat themelore të grave dhe të burrave. Unë për vete nuk do të turresha për të mbrojtur të drejtën e shprehjes të atyre që predikojnë heqjen e lirive e përhapin doktrina të ndryshme që mbjellin urrejtje dhe skllavërim, përkundrazi, shpallja e të drejtës së çdokujt për të folur gjuhën e vet nuk duhet të shihet me asnjë lloj mëdyshjeje.

Kjo nuk do të thotë se është një e drejtë e lehtë për t'u vënë në jetë. Shpallja e parimit është një gjë, e rëndësishme është ta zbatosh atë. A mundet çdo njeri të kërkojë të drejtën të shkojë në një zyrë administrate dhe të flasë gjuhën e tij duke qenë i sigurt se nëpunësi i ulur në karrigen përballë do ta kuptojë? A mundet një gjuhë që, për një kohë të gjatë, ka qenë e shtypur, apo pak a shumë e neglizhuar, të afirmojë në mënyrë të ligjshme vendin e saj në kurriz të të tjerëve dhe duke rrezikuar të vendosë një tip tjetër diskriminimi? Nuk është fjala këtu për t'u dhënë pas disa rasteve të ndryshme, që numërohen me qindra, nga Pakistani në Kebek, nga Nigeria në Katalonjë, bëhet fjalë për të hyrë me dëshirën e mirë në epokën e lirisë dhe të një shumëllojshmërie të paqtë, duke flakur padrejtësitë e së kaluarës pa i zëvendësuar me të tjera padrejtësi, me të tjera përjashtime, me të tjera intoleranca, dhe duke i njohur gjithkujt të drejtën për të bashkëruajtur, në gjirin e identitetit të vet, shumë përkatësi gjuhësore.

Merret vesh që të gjithë gjuhët nuk kanë lindur të barabarta. Por unë mendoj për to ashtu siç mendoj për njerëzit, domethënë që ato kanë të gjitha të drejtat të respektohen dhe të ruajnë dinjitetin e tyre. Nga pikëpamja e nevojës për identitet, gjuha angleze dhe gjuha islandeze përmbushin krejtësisht të njëjtin rol; ndërsa kur kemi parasysh funksionin tjetër të gjuhës, si një mjet shkëmbimi, ato reshtin së qeni të barabarta.



3

Pikërisht mbi pabarazinë e gjuhëve do doja të ndalesha, për disa faqe të këtij libri, për një arsye që e ndiej shumë të afërt e që, ndërkohë, e kam përmendur dhe më parë: ndërsa vërej tek disa njerëz në Francë një lloj ankthi ndërsa bota bën përpara, mëdyshje ndaj kësaj apo asaj shpikjeje teknologjike, ndaj kësaj apo asaj mënyre intelektuale, verbale ose muzikore apo ushqimore, ndërsa vërej shenja "etheje", nostalgjie të skajshme për të shkuarën, kjo gjë është shumë shpesh e lidhur, në një mënyrë apo në një tjetër, me ndjesitë që njerëzit provojnë përballë shtrirjes së vazhdueshme të anglishtes, dhe statusit të saj aktual si një gjuhë ndërkombëtare që po mbizotëron.

Nga një këndvështrim ky qëndrim duket tipik francez. Sepse vetë Franca, me gjuhën e saj, ka pasur ambicie globaliste, ajo ka qenë e para që ka vuajtur ngjitjen e jashtëzakonshme të anglishtes. Për vende që nuk kanë pasur - ose që nuk kanë më - të tilla shpresa, problemi i raportit me gjuhën mbizotëruese nuk qëndron mbi të njëjtat koncepte - por qëndron si problem!

Si për të vegjlit ashtu dhe për të mëdhenjtë. Po t'i kthehem sërish shembullit të islandishtes, që flitet nga jo më shumë se treqind mijë frymë, problemi duket i thjeshtë: të gjithë banorët e ishullit flasin këtë gjuhë kur janë midis tyre, dhe për të takuar një të huaj

ata janë të interesuar të njohin mirë anglishten. Çdo gjuhë duket se ka hapësirën e saj, të kufizuar qartë, s'ka rivalitet nga jashtë, meqë islandishtja asnjëherë nuk ka qenë gjuhë e shkëmbimeve ndërkombëtare; dhe s'ka rivalitet së brendshmi meqë asnjë nëne islandeze nuk i ka shkuar ndër mend ndonjëherë të flasë me birin e saj në anglisht.

E megjithatë gjërat ndërlikohen që në çastin që kemi parasysh lëmin e paanë të nxënieve të dijes. Islanda është e shtrënguar të bëjë përpjekje të vazhdueshme dhe të kushtueshme, që këta të rinj të mos reshtin së lexuari islandisht, ato që botohen në pjesën tjetër të botës. Përndryshe, nëse bie vigjilenca, nëse do të mjaftohemi duke i lënë dorë të lirë ligjit të sasisë dhe ligjit të tregut, gjuha kombëtare do të shërbejë vetëm për përdorim shtëpiak, sinoret e saj do të tkurren, dhe ajo do të përfundojë në një formë vulgare të të folurit të përditshëm. Që islandishtja të mbetet një gjuhë me të drejta të plota, dhe një element thelbësor identiteti, rruga që do ndjekur patjetër që nuk është ajo e luftës, e humbur pa u nisur, kundër anglishtes, por ajo e angazhimit të secilit për ruajtjen dhe përparimin e gjuhës kombëtare, dhe gjithashtu për ruajtjen dhe forcimin e marrëdhënieve me gjuhët e tjera.

Nëse përpiqemi të bëjmë një udhëtim në faqet e Islandishtes në internet, - që, në raport me numrin e popullsisë, duhet të jenë më të shumtat në botë, - do vërejmë tri gjëra: që gjithçka është në gjuhën islandeze, që pjesa më e madhe mbart mundësinë e kalimit, me një *klik*, në versionin anglisht dhe që shumica prej këtyre faqeve jepet edhe në një gjuhë të tretë, shpesh në danisht apo në gjermanisht. Për sa më përket mua, do të doja, që të kishte edhe gjuhë të tjera, por sidoqoftë, rruga e ndjekur më duket e drejtë.

Po shpjegohem: që një njohje e mirë e anglishtes është sot e nevojshme nëse dëshirojmë të komunikojmë me mbarë botën, është një fakt që s'ia vlen të humbasësh kohën duke e kundërshtuar, por do ishte gjithashtu një humbje po të pretendonim se anglishtja është e mjaftueshme. Madje, edhe nëse i përgjigjet përsosmërisht disa



prej nevojave tona të sotme, ka të tjera gjëra të cilave ajo nuk i përgjigjet; pikërisht nevojës për identitet...

Për amerikanët, anglezët, e disa të tjerë, është sigurisht gjuha identifikuese, por për pjesën tjetër të njerëzimit, pra për 90 për qind të bashkëkohësve tanë, ajo nuk mund të luajë këtë rol, dhe do ishte e rrezikshme që t'ia kërkonim ta luante, vetëm në rast se duam të krijojmë legjion qeniesh të lajthitura, të çoroditura, me një personalitet të përdredhur. Nëse një njeri duhet të ndihet rehat në botën e sotme, është e rëndësishme që ai të mos detyrohet të hyjë atje duke braktisur gjuhën e tij të identitetit. Askush nuk duhet të shtrëngohet "të mërgojë" mendërisht çdo herë që hap një libër, çdo herë që ulet përballë ekranit, çdo herë që diskuton apo mediton. Çdonjëri duhet ta përvetësojë të renë, dhe jo të ketë vazhdimisht përshtypjen se po ia merr hua të tjerëve.

Për më tepër, dhe ky është aspekti që më duket më i rëndësishmi për të nënvizuar sot, gjuha identifikuese dhe gjuha globale nuk janë të mjaftueshme. Të gjithë njerëzit që kanë mjetet, moshën dhe aftësitë, duhet të kërkojnë më tepër se kaq.

Që një francez dhe një korean, kur gjenden bashkë mund të komunikojnë me njëri-tjetrin në anglisht dhe të rregullojnë biznese, është pa dyshim përparim në raport me të shkuarën, por që një francez dhe një italian të mund të flasin vetëm në anglisht, kjo është pa frikë një kthim mbrapa dhe një varfërim i marrëdhënies së tyre...

Që në një bibliotekë të Madridit lexues të shumtë shijojnë librat e Faulkner-it apo të Steinbeck -ut në versionin origjinal, është një mrekulli, por do të ishte për të ardhur keq që një ditë askush të mos mund të lëçisë kësisoj edhe Flaubert-in, Musil-in, Pushkinin ose Strindberg-un.

Me çka thashë, dua të dal në një përfundim që më duket themelor: të mjaftohesh, në fushën e gjuhëve, vetëm me minimumin e domosdoshëm, do ishte kundër frymës së kohës tonë, edhe sikur dukjet të përpiqen të na mbushin mendjen për tjetër gjë. Midis

gjuhës së identitetit dhe gjuhës globale ka një hapësirë shumë të madhe, një hapësirë gjigante që duhet ditur si do mbushur...

Për të ilustruar mendimin tim, dua të marr këtaj radhe një shembull nga më të ngatërruarit, dhe nga më të rënduarit me pasoja - atë të Bashkimit Evropian. Ja pra një bashkësi vendesh, që kanë pasur secili, rrugëtimin e tij historik, rrezatimin e vet kulturor, e që kanë ndërmarrë udhën për bashkimin e fateve të tyre. Si do të jenë ata, pas pesëdhjetë vjetësh të federuar, të konfederuar, pakthyeshmërisht të bashkuar apo, përkundrazi, ende të hallakatur? A do të shtrihet bashkimi i tyre drejt Evropës Lindore, drejt Mesdheut, e deri ku do të venë sinorët? A do ta përfshijë ai Ballkanin? Magrebin? Turqinë? Lindjen e Afërt? Kaukazin? Nga përgjigjet e këtyre pyetjeve varen shumë prej gjërave të botës së nesërme, më saktë varen raportet midis qytetërimeve të ndryshme, besimeve fetare të ndryshme - krishterimit, islamizmit, dhe judaizmit. Por cilado qoftë ardhmëria e ndërtesës evropiane, cilado qoftë forma e bashkimit dhe kushdo qofshin kombet partnere, një pyetje bëhet sot dhe do të bëhet për shumë breza që do të vijnë: si do ta administrojmë shumëllojshmërinë e gjuhëve, që numërohen me dhjetëra?

Në shumë fusha të tjera, do të bashkohemi, do futemi në radhë, do t'ia gjejmë anën krah për krah por, në këtë të gjuhëve vështirë do të jetë. Ka shumë të ngjarë që nesër veç monedhës dhe legjislacionit të përbashkët, një ushtrie të vetme, të ketë edhe një polici të vetme dhe një qeveri të vetme, por në rast se do të kuturisemi të shuajmë edhe gjuhën më të vockël, do të shkrepim reaksione nga më të fuqishmet, e më të pakontrollueshmet. Për të shmangur këto drama, duhet të parapëlqejmë të përkthejmë, të përkthejmë, të përkthejmë, me çfarëdolloj çmimi...

Ndërkohë, është duke u bërë një bashkim konkret, që kurrkush s'e ka vendosur, që shumë s'e durojnë dot, por që realitetet e përditshme ua bëjnë të detyruar të gjithëve. Sapo një italian, një

gjerman, një suedez dhe një belg mblidhen për të pirë një gotë, qofshin ata studentë, gazetarë, njerëz të biznesit, sindikalistë apo funksionarë, ata detyrimisht do të rendin drejt një gjuhe të përbashkët. Nëse ndërtesa evropiane do të ishte bërë njëqind vjet apo pesëdhjetë vjet më herët, do të kishte qenë frëngjishtja, sot është anglishtja.

A mund të pajtojmë pafundësisht këto dy kërkesa të domosdoshme, domethënë vullnetin për të ruajtur identitetin e tij të veçantë dhe nevojën për të folur e për të shkëmbyer pareshtur mes evropianësh, me sa më pak pengesa që të jetë e mundur? Për të dalë nga kjo mëdyshje, për të shmangur konfliktet gjuhësore të hidhura e pa rrugëdalje, në të cilat mund të gjenden njerëzit pas disa viteve të angazhuar në konflikte gjuhësore të hidhura e pa rrugëzgjidhje, nuk mjafton që këtë gjë t'ia lësh kohës, ne e dimë shumë mirë se çfarë ka për të bërë koha.

E vetmja rrugë e mundshme është ajo e një veprimi të vullnetshëm që do të konsolidojë shumëllojshmërinë gjuhësore, dhe ta ndërkallë atë në zakone, duke u nisur nga një ide e thjeshtë: sot, çdo njeri ka nevojë, del qartë, për tri gjuhë. E para, gjuha e tij e identitetit; e treta, anglishtja. Midis të dyjave duhet me domosdo të nxitet një gjuhë e dytë, e zgjedhur me dëshirë, që në më të shumtën, por jo gjithmonë, do të ishte një gjuhë tjetër evropiane. Për secilin ajo do të ishte, që në shkollë, gjuha e parë e huaj, por ajo do të ishte gjithashtu shumë më tepër se kaq, gjuha e zemrës, gjuha birësuese, gjuha bashkudhëtare, gjuha që dashurohet....

Si do të jenë nesër marrëdhëniet midis Gjermanisë dhe Francës, në duart e anglishtfolësve të të dy vendeve, apo në duart e gjermanëve frëngjishtfolës dhe të francezëve gjermanishtfolës? Përgjigjja nuk duhet të linte vend për asnjë lloj dyshimi. Po midis gjithë partnerëve evropianë? Do të mjaftonte pak dashamirësi, pak kthjelltësi, pak vullnet, që rrjedhat këmbyese, tregtare, kulturore, dhe të tjera, të jenë sidomos në duart e atyre që i kushtojnë vëmendje tjetrit, dhe që e kanë treguar nëpërmjet një angazhimi kulturor

domethënës, vetëm ata mund të shkojnë shumë më larg në këto marrëdhënie.

Do të ketë kështu, në vitet që vijnë, krahas të "përgjithshmëve", që njohin vetëm gjuhën e tyre dhe anglishten, "specialistë" që përtej këtij bagazhi minimal, do të kenë edhe gjuhën e privilegjuar të komunikimit, të zgjedhur me qejf sipas ndjesive të tyre dhe nëpërmjet së cilës do të plotësohet lulëzimi i tyre personal dhe profesional. Mosnjohja e anglishtes do të ketë gjithmonë një mangësi serioze, por gjithmonë e më shumë do të jetë një mangësi po aq serioze njohja vetëm e anglishtes. Përfshi këtu edhe ata që e kanë anglishten gjuhën e nënës.

Ruajtja e gjuhës së identitetit, duke mos e lënë asnjëherë të hiqet zvarrë, në mënyrë që ata që e flasin të mos jenë të shtrënguar t'i shmangen kur duan të hapin dyert e ngrehinës së qytetërimit të sotëm; përhapja pa mëdyshje e mësimit të anglishtes, si gjuhë e tretë, duke u shpjeguar pa u lodhur të rinjve se sa e nevojshme dhe njëherësh sa e pamjaftueshme është kjo, inkurajimi bashkë me të i shumëllojshmërisë gjuhësore, në mënyrë që të ketë në gjirin e çdo kombi, sa më shumë njerëz që të zotërojnë spanjishten, frëngjishten, portugalishten, gjermanishten, dhe gjithashtu arabishten, japonishten, kinezçen e qindra gjuhë të tjera më të rralla, domethënë më me vlerë si për njeriun dhe për bashkësinë - kjo më duket se është rruga e mençur që duhet të ndjekë kush dëshiron të përfitojë nga vrulli i mahnitshëm i shkëmbimeve të të gjitha llojeve për të mos u varfëruar, e për të mos rënë pre e mosbesimit të përgjithshëm dhe e trazimit të shpirtit.

Unë nuk e mohoj se piketat që sugjeroj për të ruajtur larminë kulturore kërkojnë një lloj vullnetarizmi. Por nëse ia kursejmë vetes këtë përpjekje, nëse i lëmë gjërat të marrin të tatëpjetën e sotme, dhe nëse qytetërimi universal që është duke u mbruhur përpara syve tanë do të vazhdojë të shfaqet, në vitet që vijnë, si thelbësisht Amerikan, si thelbësisht anglishtfolës, apo si thelbësisht perëndimor, ma ha mendja se të gjithë do të humbasin: Shtetet e Bashkuara,

ngaqë do të tjetërsonin një pjesë të mirë të planetit që s'i përtyp dot raportet aktuale të forcave; ithtarët e kulturave joperëndimore, sepse do t'iu zbehej shkallë-shkallë gjithçka që përbën arsyen e ekzistencës së tyre, dhe do t'i rrëmbente kësisoj një revoltë pa rrugëdalje; dhe ndoshta më shumë nga të gjithë, Evropa, që do të humbiste në të dy krahët, pasi ajo do të ishte e para shënjestër që do të sulmohej nga ata që ndjehen të përjashtuar, dhe nga ana tjetër do të ishte e paaftë për të mirëmbajtur shumëllojshmërinë e saj gjuhësore dhe kulturore.

4

Për pak i dhashë kësaj eseje një titull të dyfishtë: identitete vrastare apo si ta zbusim panterën. Përse panterën? Sepse ajo vret nëse e përndjekim, dhe nëse pastaj e lëmë të bëjë si të dojë. Më e keqja do ishte t'i hapnim rrugë pasi ta kishim plagosur. Po, pikërisht panterën, sepse atë edhe mund ta zbusim.

Pak a shumë këtë kisha për qëllim të thosha, në këtë libër, në lidhje me dëshirën për identitet. Që nuk duhet trajtuar as duke iu vënë pas e as duke e mëshiruar, por do vëzhguar e do studiuar qetësisht, pa do kuptuar, pastaj do sunduar, e do zbutur, nëse duam që bota të mos shndërrohet në një xhungël, nëse duam që ardhmëria të mos t'i shëmbëllejë imazheve më të këqija të së shkuarës, nëse duam të evitojmë që pas pesëdhjetë vjetësh, njëqind vjetësh, fëmijët tanë të mos jenë prapë të detyruar të shohin, si ne, të pafuqishëm për të ndërhyrë, masakra, dëbime, e të tjera "pastrime"- të shohin, dhe nganjëherë edhe t'i pësojnë.

Sa herë që e ndieja të nevojshme, e detyrova veten të thosha se me cilat mjete mund të mbahet e lidhur "pantera". Jo se unë kam çelësin e të vërtetave, por më dukej diçka e papërgjegjshme, që sakaq i jam futur këtij reflektimi, të mjaftohesha me përcjellje dëshirash e me renditje parësish. Lypsej gjithashtu të vija në dukje,

përgjatë këtyre faqeve, disa shtigje që më duken premtuese e të tjera që nuk të çojnë asgjëkund.

E prapëseprapë, ky libër, nuk është, një katalog ilaçesh; kur bëhet fjalë për realitete kaq të ndërlikuara e po aq të pangjashme, s'ka formulë që të mund të zbatohet në të njëjtën mënyrë në të gjitha vendet. Gjoja unë përdor fjalën "formulë". Në Liban, i kthehen pa pushim kësaj fjale për të emërtuar mënyrën sipas së cilës pushteti ndahet mes shumë komuniteteve fetare. Që nga koha e rinisë time dëgjoj rreth meje, në anglisht, në frëngjisht dhe mbi të gjitha në arabisht, "sigha", një term që evokon punime argjendarie.

E veçanta e "formulës libaneze" do të meritonte një zhvillim të gjatë, por unë e përmend këtu për atë që ajo, pikërisht ka më pak të veçantë, më të rrallë, më domethënëse. Jo listën e rreth njëzet komuniteteve - të quajtuara ende "besime fetare"- me historitë e tyre, frikërat shekullore, me grindjet e përgjakshme dhe pajtimet e çuditshme, por thjesht me idenë themeluese, sipas së cilës respekti për ekuilibret duhet të sigurohet nga një sistem shumë i përpiktë përqindjesh.

Për ta bërë më të qartë idenë time, do ta filloja me këtë pyetësor: kur, në një vend, banorët kanë ndjesinë se i përkasin komuniteteve të ndryshme - fetare, gjuhësore, etnike, raciale, fisnore apo të tjera - si duhet ta "trajtojmë" këtë realitet? A duhen marrë parasysh këto përkatësi? Deri në ç'pikë? A mos duhen, injoruar? A të bëjmë sikur nuk i shohim?

Gama e përgjigjeve është e gjerë. Ajo që menduan themeluesit e Libanit modern paraqet, sigurisht, një variant të skajshëm. E respektueshme në njohjen e saj formale të shumë komuniteteve, por që e shtyn logjikën e kësaj njohjeje deri në tejskaj. Mund të kishte qenë shembullore dhe u kthye në një kundërshembull. Kjo për shkak të realiteteve të ngatërruara të Lindjes së Afërme, por edhe për shkak të të metave të vetë formulës, ngurtësimeve,

kurtheve, mospërputhjeve të saj.

Me këtë nuk dua të hedh poshtë gjithë atë përvojë. E fillova analizën duke thënë e "respektueshme", sepse është për t'u respektuar ideja për t'i dhënë një vend çdo komuniteti në vend që njëri t'i kontrollojë të tërë, duke i dënuar të tjerët me nënshtrim apo me zhdukje; janë për t'u respektuar sepse paramenduan një sistem me ekuilibra të hollë që ka favorizuar shpërthimin e lirive dhe lulëzimin e arteve në një rajon ku sundonin shteti me një fe të vetme, me një ideologji, me një parti dhe me një gjuhë të vetme, dhe ku ata që nuk kanë pasur fatin të lindnin në pjesën fatlume të vahut komunitar nuk kanë zgjidhje të tjera përveçse nënshtrimit, mërgimit apo vdekjes. Për të gjitha këto arsye, unë vazhdoj dhe do të vazhdoj të them, se përvoja libaneze, pavarësisht nga dështimet, ngelet, për mendimin tim, më e nderuar se përvojat e tjera të Lindjes së Afërt apo të tjetërkund, që ndonëse nuk kanë njohur luftën civile, apo që akoma nuk e kanë njohur, por që e kanë ngrehur stabilitetin e tyre relativ mbi shtypjen, ndrydhjen, "pastrimin" tinëzar dhe diskriminimin e drejtpërdrejtë.

Pra, formula libaneze, u nis nga një ide e respektueshme, por më tej degjeneroi. Ishte një shembull shkarjeje në kuptimin që tregon qartë kufizimet e sistemit me përqindje, dhe të çdo pikëpamjeje "komunitariste".

I pari merak i "shpikësve" të formulës libaneze ishte shmangia në zgjedhje e përballjes së një kandidati të krishterë me një kandidat mysliman, me qëllim që komunitetet përkatëse të mos mbështilleshin vetvetiu rreth "birit të tyre"; u mendua që zonat të ndaheshin në mënyrë të atillë që të mos përplaseshin asnjëherë dy komunitete, por dy kandidatë që i përkisnin të njëjtit komunitet. Një ide teorikisht e hollë dhe me domethënie. Ndërkohë, kur morën ta vinin në jetë në të gjitha nivelet e pushtetit, që nga Presidenca e Republikës, deri në parlament apo në administratë, ndodhi që çdo post i rëndësishëm u bë "pronë" e një komuniteti të vetëm!

Në rininë time, unë shpesh kam ulëritur kundër këtij sistemi

të përçudnuar ku, midis dy kandidatëve për një funksion, nuk zgjidhej më i zoti, por ai, komuniteti i të cilit "kishte të drejtën" mbi këtë post. Akoma sot, kur më jepet rasti, unë reagoj në të njëjtën mënyrë. Me të vetmin dallim, se kur isha nëntëmbëdhjetë vjeç, dëshiroja ta zëvendësoja këtë sistem me ç'të ishte e mundur. Sot, dyzet e nëntë vjeç, unë prapë dua ta shoh të zëvendësuar, por jo me ç'të jetë e mundur.

Duke shkruar kështu unë e hedh vështrimin paksa matanë Libanit. Nëse sistemi që u vendos aty doli i shtrembëruar, unë nuk besoj se duhen nxjerrë nga kjo e vërtetë përfundime edhe më të shtrembra. Si duhet vlerësuar, për shembull, që shoqëritë me shumë komunitete "nuk janë bërë për të jetuar në demokraci", dhe se vetëm një pushtet i hekurt mund të jetë i aftë të ruajë paqen civile.

Madje, këtë lloj ligjërate e dëgjojmë shpesh edhe nga disa demokratë që e shesin si qëndrim "realist", paçka se ngjarjet e viteve të fundit flasin për të kundërtën. Nëse demokracia nuk arrin gjithmonë të zgjidhë problemet e ashtuquajtura "etnike", asnjëherë nuk është vërtetuar se diktatura mund ta bëjë më mirë këtë punë. A mos vallë regjimi jugosllav me një parti unike doli më i aftë për të ruajtur paqen civile sesa sistemi shumëpartiak libanez? Marshalli Tito mund të shfaqej këtu e tridhjetë vjet si një e keqe më e vogël, ngaqë bota nuk i shikonte popullsitë e ndryshme jugosllave të vriteshin midis tyre. Sot, përkundrazi, zbulojmë se asnjë nga problemet themelore nuk ka qenë zgjidhur.

Ajo që ndodhi me pjesën më të madhe të ish-botës është ende kaq e pranishme në mendjet e njerëzve, sa s'ka nevojë për shumë fjalë. Por ndoshta nuk është e tepërt të këmbëngulet në faktin që pushtetet që ndalojnë çdo lloj jete demokratike favorizojnë, në të vërtetë, fuqizimin e përkatësive tradicionale, kur dyshimi ngulet në gjirin e një shoqërie, besnikët e fundit janë më fanatikët dhe kur të gjitha liritë politike, sindikale apo akademike bllokohen, vendet e kultit mbeten të vetmet për t'u mbledhur e diskutuar duke u ndjerë të bashkuar përballë

kundërshtarit. Sa njerëz hynë në universin sovjetik, "proletarë" dhe "internacionalistë", për të dalë prej andej "fetarë" e më "nacionalistë" se kurrë. Me kalimin e kohës, diktaturat që hiqeshin "laike" shfaqen si fidanishte të fanatizmit fetar. Një laicitet pa demokraci është një shkatërrim në të njëjtën kohë si për demokracinë, ashtu edhe për laicitetin.

Po ndalem këtu, a ia vlen ta rëndojmë veten me këto prapësi? Për atë që aspiron një botë të lirë e të drejtë, diktatura e çdo lloji qoftë, nuk është një zgjidhje e pranueshme, s'ka as nevojë të hyjmë më thellë për të shpjeguar se sa e pazonja është ajo për të zgjidhur problemet që lidhen me përkatësitë etnike, fetare apo të identitetit. Zgjidhje nuk mund të ketë veçse në kuadrin e demokracisë.

Vetëm se, me kaq sa thashë, nuk më duket se kam shkuar shumë larg. Nuk mjafton të thuash vetëm "demokraci" për të vendosur bashkëjetesën fatlume. Ka demokraci e demokraci, dhe pasojat këtu nuk janë më pak vrastare se të disa diktaturave. Dy rrugë më duken veçanërisht të rrezikshme për ruajtjen e shumëllojshmërisë kulturore, si dhe për respektimin e parimeve themelore të demokracisë: sigurisht ajo e një sistemi me përqindje që shkon deri në absurditet, por njëkohësisht edhe kahu i kundërt, ai i një sistemi që i bindet vetëm ligjit sasior pa kurrfarë dallimi.

Për rastin e parë, shembulli libanez flet sigurisht më qartë se të tjerët, ndonëse nuk është i vetëm. Ta ndajmë pushtetin midis komuniteteve, përkohësisht na thonë, me shpresë se do të ulen tensionet, e duke u angazhuar se do t'i nxisnin njerëzit, pak nga pak drejt ndjesisë së përkatësisë të "bashkësisë kombëtare". Por logjika e këtij sistemi del në një tjetër breg. Me t'u ndarë "thelat", çdo komunitet priret të vlerësojë se pjesa e vet është shumë e vogël, se i është bërë një padrejtësi e tmerrshme, dhe gjenden gjithmonë politikanë që e kthejnë këtë hatërmbetje në kryefjalë të pandryshuar të propagandës së tyre.



Pak nga pak, udhëheqësit që nuk e fusin veten në këtë pazar

dalin jashtë loje. Ndjesia e përkatësisë ndaj "fiseve" të ndryshme, në vend që të dobësohet, forcohet atëherë më shumë, dhe ndjesia e përkatësisë ndaj komunitetit kombëtar tkurret derisa pothuajse zhduket, duke mbjellë hidhërim ose duke u mbytur nganjëherë në gjak. Po të vendosemi në Evropën Perëndimore, na del përpara Belgjika, ndërsa po të kalojmë në Lindjen e Afërme, na del Libani.

Unë po e thjeshtëzoj pak, por, tek e fundit, drejt këtij skenari shkohet nëse në trajtimin e problemeve "etnike", kapërcehet ajo pikë që i lejon përkatësitë komunitare të kthehen në identitete zëvendësuese në vend që të përfshihen në një identitet kombëtar të ripërcaktuar e të zgjeruar.

Kur pranohen brenda gjirit të kolektivitetit kombëtar, një sërë përkatësish - gjuhësore, fetare, rajonale etj., - shpesh tensionet mund të zbuten, dhe marrëdhëniet midis grupeve të ndryshme të qytetarëve forcohen, por ky është një proces i brishtë të cilin s'mund ta marrim lehtë, sepse mjafton një hiç gjë për të shkaktuar të kundërtën e asaj që do të dëshironim. Duke dashur të lehtësojmë gjithëpërfshirjen e një pakice, zbulojmë, njëzet vjet më pas, se e kemi ngucur atë në një geto, prej ku nuk del dot më dhe, në vend që të shëndoshim klimën midis grupeve të ndryshme qytetare, kemi ngritur një sistem akoma më të rëndë, plot mëri e sherr hakmarrës që nuk mund të ndalet, me politikanë që gjejnë aty arsyen e ekzistencës dhe kapitalin e tyre bazë.

Çdo praktikë diskriminuese është e rrezikshme, edhe nëse ushtrohet në mbështetje të një komuniteti që ka vuajtur. Jo vetëm se zëvendësohet kështu një padrejtësi me një tjetër, dhe përforcohet urrejtja e dyshimi, po për një arsye parimore shumë më të rëndësishme për mendimin tim: për sa kohë që vendi i një njeriu në një shoqëri vazhdon të varet nga përkatësia e tij ndaj këtij apo atij komuniteti, i zgjatet jeta një sistemi pervers që veçse i thellon ndarjet; nëse kërkojmë t'i zvogëlojmë pabarazitë, padrejtësitë, tensionet raciale, etnike, fetare apo të tjera, i vetmi qëllim i arsyeshëm, i vetmi qëllim që të nderon, është që të punohet

që çdo qytetar të trajtohet si një qytetar me të drejta të plota, cilatdo qofshin përkatësitë e tij. Sigurisht, një horizont i tillë nuk mund të arrihet brenda ditës, por kjo nuk do të thotë se duhet drejtuar parmenda në kalimin e kundërt.

5

Shkarjet e sistemit të përqindjeve dhe të "komunitarizmit" kanë shkaktuar aq shumë drama, në rajone të ndryshme të botës, saqë dukeshin se justifikonin qëndrimin e kundërt, e cila parapëlqen mosnjohjen e dallimeve dhe për gjithçka, niset nga gjykimi i famshëm e i pagabueshëm i shumicës.

Në vështrim të parë ky lloj pozicioni duket se reflekton një logjikë të saktë demokratike: le të ketë mes qytetarëve myslimanë, çifutë, të krishterë, zezakë, aziatikë, spanjollë, valonë, flamandë, as që duam ta dimë, secili prej tyre ka një votë dhe nuk ka ligj më të mirë sesa ai i zgjidhjeve të përgjithshme! Halli, me këtë "ligj" të nderuar, është se ai resht së funksionuari siç duhet kur prishet atmosfera. Në Gjermani, në fillim të viteve 1920, zgjedhjet e përgjithshme shërbenin për të ngritur koalicione qeveritare që pasqyronin gjendjen e opinionit; në fillim të viteve 1930, po këto zgjedhje të kryera në një klimë krize sociale të mprehtë, dhe propagande raciste, çuan drejt shembjes së demokracisë, ndërsa kur i erdhi sërish radha popullit gjerman të shprehej në qarqe, kishin vdekur ndërkohë dhjetëra-milionë njerëz. Ligji i shumicës nuk është gjithmonë sinonim i demokracisë, i lirisë dhe i barazisë, nganjëherë është edhe sinonim i tiranisë, i robërisë dhe i diskriminimit.

Nëse një pakicë është e shtypur, atë nuk e çliron me domosdo vota e lirë, madje mundet ta shtypë akoma më shumë. Duhet të jesh tepër naiv - ose, në të kundërt, shumë cinik - për të mbështetur idenë se po t'i lësh pushtetin shumicës, do lehtësojmë vuajtjet e pakicës. Në Ruanda, konsiderohet se hututë përfaqësohen rreth 90 për qind të popullsisë, dhe tucitë 10 për qind. Zgjedhjet e "lira" atje, sot janë veçse një regjistrim etnik i popullsisë, e nëse do të kërkojmë të zbatojmë ligjin e shumicës pa asnjë kufizim, masakra do të ishte e pashmangshme, ose përndryshe do të përfundonte në një diktaturë.

Jo më kot e përmenda këtë shembull. Po të shohim nga afër debatin politik që përcolli masakrat e vitit 1994, kuptojmë që fanatikët gjithmonë kanë pretenduar të veprojnë në emër të demokracisë, madje kanë shkuar deri atje sa të krahasonin kryengritjen e tyre me Revolucionin francez të vitit 1879, shfarosjen e Tucive, me eliminimin e kastës së të privilegjuarve, që bëri Robespieri me shokë në kohën kur sundonte gijotina. Madje disa priftërinjve katolikë iu mbush mendja se duhet të gjendeshin "në krahun e të varfërve", dhe "të kuptonin zemëratën e tyre", deri në atë pikë sa e gjetën veten bashkëfajtorë të një gjenocidi.

Ky argumentim më shqetëson, jo vetëm ngaqë kërkon të fisnikërojë veprën e gjakësorit, por edhe ngaqë ai nxjerr në pah se si mund të "korruptohen" parimet më fisnike. Masakrat etnike kryhen gjithmonë nën pretekstet më të bukura - drejtësia, barazia, pavarësia, e drejta a popujve, demokracia, lufta kundër padrejtësive. Ajo çka ka ndodhur vitet e fundit duhet të na bëjë dyshues sa herë që një nocion me prirje universale përdoret në kuadrin e një konflikti me karakter identitetitar.

Midis komuniteteve njerëzore që i nënshtrohen diskriminimit, disa janë shumicë në vendet e tyre, siç ka qenë rasti i Afrikës së Jugut derisa u rrëzua aparteidi. Por, në më të shumtën e rasteve ndodh e kundërta, janë pakicat që vuajnë, që janë të privuara nga

të drejtat e tyre më elementare, që jetojnë vazhdimisht të terrorizuar e të përçmuar. Nëse jetojmë në një vend ku kemi frikë të pohojmë se emri ynë është Pjetër apo Muhamet apo Barush, dhe kjo zgjat që prej katër apo dyzet e katër brezash, nëse jetojmë në një vend ku madje nuk kemi as nevojë të bëjmë "një pohim" të tillë, sepse mbartim ndërkohë në fytyrë ngjyrën e përkatësisë, sepse bëjmë pjesë tek ata që në ca e ca vende i quajnë "pakica të dukshme", atëherë nuk kemi nevojë për shumë shpjegime që të kuptojmë se fjalët "shumicë" dhe "pakicë" nuk i përkasin gjithmonë fjalorit të demokracisë.

Që të mund të flasim për demokraci, duhet që debati i opinioneve të zhvillohet në një klimë relativisht të qetë; e që zgjedhjet të kenë kuptim, duhet që vota e opinionit, e vetmja shprehje e lirë, të zëvendësojë votën automatike, votën etnike, votën fanatike, votën e identitetit. Sapo gjendemi në një logjikë komunitare, apo raciste, apo totalitare, roli i demokratëve, kudo në botë, nuk është të mbivlerësojë parapëlqesat e shumicës, por të respektojë të drejtat e të shtypurve, po ta kërkojë nevoja edhe kundër ligjit të sasisë.

Të shenjta, në demokraci, janë vlerat, dhe jo mekanizmat e arritjes së tyre. Ajo që duhet respektuar, pa asnjë diskutim e asnjë lëshim, është dinjiteti i qenieve njerëzore, i të gjitha qenieve njerëzore, grave, burrave dhe fëmijëve, cilëtdo qofshin besimi apo ngjyra e tyre, dhe pavarësisht nga numri, mënyra e votimit duhet t'i përshtatet kësaj kërkese.

Është akoma më mirë nëse zgjedhjet e përgjithshme mund të kryhen lirisht, pa nxjerrë kokë padrejtësia, do menduar si të frenohet ajo. Kësisoj, demokracitë e mëdha kanë gjetur shpëtim në një moment apo në një tjetër. Në Mbretërinë e Bashkuar ku vota e shumicës është sovrane, me të dalë problemi katolik në Irlandën e Veriut, u përdorën mënyra të ndryshme votimi që nuk marrin parasysh vetëm ligjin e pamëshirshëm të numrit. Në Francë, së fundmi, pikërisht për Korsikën, ku ekziston një problem i veçantë, u zgjodh një mënyrë votimi e ndryshme nga pjesa tjetër e vendit.

Në Shtetet e Bashkuara, ishulli Rhode, me një milion banorë, ka dy senatorë, dhe tridhjetë milionë banorët e Kalifornisë, kanë gjithashtu dy senatorë, është ky një marifet që i kanë bërë baballarët themelues, ligjit të numrit në mënyrë që shtetet më të mëdha mos të shtypin më të dobtit.

Por unë do të doja t'i rikthehesha, me një fjalë, Afrikës së Jugut. Ngaqë ka pasur një parullë që vringëllinte para do kohe, duke shkaktuar konfuzion, e kam fjalën për "*majority rule*", domethënë qeverisje e shumicës. Në kontekstin e aparteidit, kuptohet pse i bihej kaq shkurt, me kushtin që të përcaktohej, ashtu siç e bëjnë njerëzit si Nelson Mandela, se qëllimi nuk ishte të zëvendësohej një qeveri të bardhësh me një qeveri zezakësh, as të zëvendësohej një diskriminim me një tjetër, por t'u jepeshin të gjithë qytetarëve, cilado qoftë origjina e tyre, të njëjtat të drejta politike, duke qenë kështu të lirë të zgjidhnin, udhëheqësit e tyre të parapëlqyer, qofshin ata me prejardhje afrikane, evropiane, aziatike apo të përzier.

Dhe asgjë nuk të ndalon të mendosh se një ditë një zezak mund të zgjidhet president i Shteteve të Bashkuara dhe një i bardhë president i Afrikës së Jugut. Një e tillë mundësi duket të jetë e besueshme vetëm pasi të jetë kryer një proces i brendshëm efikas dhe harmonik, proces integrimi dhe pjekurie, atëherë kur çdo kandidat do të gjykohet më në fund nga bashkëqytetarët për cilësitë njerëzore dhe opinionet e tij dhe jo për përkatësitë e zanafillës së tij. Por, merret vesh, nuk jemi ende në atë pikë aty. Në fakt, asgjëkund, s'është arritur kjo pikë. As në Shtetet e Bashkuara, as në Afrikën e Jugut, as gjetkë. Gjërat ecin shumë mirë në disa vende se në disa të tjerë, por, mjaft kam gërmuar në hartën e botës e nuk kam gjetur as edhe një vend ku zgjedhësit të jenë indiferentë ndaj përkatësisë fetare apo etnike të të gjithë kandidatëve.

Edhe në demokracitë më të vjetra, ka ende ngërçe. Më duket se është akoma vështirë sot për një "roman katolik" të bëhet

kryeministër në Londër. Në Francë nuk ka asnjë paragjykim, për sa i përket pakicës protestante, anëtarët e së cilës, besimtarë ose jo, mund të synojnë funksionet më të larta dhe elektorati merr parasysh vetëm meritat personale dhe zgjidhjet politike, përkundrazi, ndër gjashtëqind zonat zgjedhore të Francës, nuk ka një mysliman deputet. Vota, nuk bën gjë tjetër veçse pasqyron vizionin që një shoqëri ka për vetveten, dhe për përbërësit e ndryshëm të saj. Ajo mund të ndihmojë për të kuptuar, por kurrsesi nuk mbart në vetvete ilaçin.

Mbase nuk duhet të merresha kaq gjatë tani në mbarim me rastin e Libanit, të Ruandës, të Afrikës së Jugut apo të ish-Jugosllavisë. Dramat që i përgjakën në këta dhjetëvjeçarët e fundit e kanë trazuar aq shumë kronikën e ngjarjeve, saqë gjithë tensionet e tjera krah tyre mund të dukeshin jo fort keqndjellëse, madje të papërfillshme. E megjithatë - a është e nevojshme të përsëritet? - s'ka asnjë vend sot, ku nuk vritet mendja se si i bëhet që të jetojnë së bashku popullsi të ndryshme, qofshin ato lokale apo të ardhura. Kudo ka tensione, pak a shumë të përmbajtura, dhe që në përgjithësi kanë tendencë të rëndohen. Nga ana tjetër, shpesh, problemi mund të shtrohet njëherësh në nivele të ndryshme, në Evropë, për shembull, pjesa më e madhe e shteteve kanë në të njëjtën kohë probleme rajonale apo gjuhësore, probleme të lidhura me praninë e komuniteteve të emigrantëve, si dhe probleme "kontinentale", që sot janë më pak të mprehta por që do të shfaqen dora-dorës krahas integrimit të vendeve të Bashkimit Evropian, ngaqë edhe aty duhet organizuar "një jetë e përbashkët" për njëzet apo tridhjetë kombe, secili me historinë, gjuhën e dobësitë e tij.

Sigurisht që duhet ruajtur logjika e përmasave. Jo çdo ethe paralajmëron murtajën. Por asnjëherë ethet nuk shërohen me një të ngritur të supeve. A nuk shqetësohemi edhe nga përhapja e gripit? Dhe mbikëqyrim vazhdimisht evolucionin e virusit?

Natyrisht që jo të gjithë "pacientët" marrin të njëjtat ilaçe. Në raste të tilla duhen ngritur "barrierat" institucionale, dhe madje,

nganjëherë, në vende "me ngjarje pararendëse të rënda", lypset një mbikëqyrje aktive nga ana e komunitetit ndërkombëtar, për të penguar masakrat dhe diskriminimet dhe për të ruajtur shumëllojshmërinë kulturore. Për shumicën tjetër, mjaftojnë ca ndërhyrje më të lehta, që kanë para së gjithash për qëllim përshëndoshjen e mjedisit social dhe intelektual. Por kudo ndjehet nevoja e një meditimi të qetë e tërësor mbi mënyrën më të mirë për të zbutur bishën identitare.

# EPILOG

Ata që e kanë ndjekur çapitjen time deri këtu nuk do të çuditen kur të lexojnë se sipas mendimit tim, ky reflektim duhet të niset nga një ide qendrore: që çdo njeri të mund të identifikohet, sadopak, me vendin ku jeton, dhe me botën e sotme. Gjë që kërkon qëndrime e zakone të reja, si për vetë njeriun, ashtu dhe për bashkëfolësit e tij, individë apo kolektiva.

Çdo njeri nga ne duhet të nxitet t'i dalë për zot shumëllojshmërisë së vetvetes, ta rrokë identitetin e vet si shumën e përkatësive të tij të ndryshme, dhe të mos ta ngatërrojë vetëm me një përkatësi, atë më të fortën që paraqitet si një instrument përjashtimi, dhe nganjëherë si instrument lufte. Dhe pikërisht, të gjithë ata, kultura zanafillore e të cilëve nuk përkon me atë të shoqërisë ku jetojnë, duhet që ta përballojnë pa shumë dhimbje këtë përkatësi të dyfishtë, duke ruajtur lidhjen me kulturën e tyre të parë, dhe duke mos u ndier të shtrënguar ta fshehin si një sëmundje të turpshme, por të hapen njëherazi ndaj kulturës së vendit pritës.

E thënë kështu, kjo porosi duket se u drejtohet vetëm emigrantëve, por ajo u flet gjithashtu edhe atyre që, megjithëse

kanë jetuar gjithmonë në gjirin e së njëjtës shoqëri, ruajnë një lidhje shpirtërore me kulturën e të parëve - më shkon mendja këtu te zezakët e Amerikës, të mbiquajtur sot, "afrikanë amerikanë", gjë që flet fare qartë për përkatësinë e tyre të dyfishtë; kjo porosi u drejtohet gjithashtu dhe të gjithë atyre që, për arsye fetare, etnike, shoqërore apo të tjera, ndjehen "në pakicë", ndjehen "të mënjanuar", në të vetmin atdhe që kanë pasur ndonjëherë. Për të gjithë, mundësia për të përjetuar qetësisht përkatësitë e tyre të ndryshme, është thelbësore si për lulëzimin e vetvetes, ashtu edhe për paqen civile.

Gjithë kësisoj, duhet që edhe shoqëritë të përballojnë përkatësitë e shumëfishta që kanë farkëtuar identitetin e tyre gjatë Historisë, dhe që vazhdojnë t'i gdhendin ato. Shoqëritë duhet të bëjnë përpjekje për të treguar, përmes simboleve të dukshme, që ato e përballojnë shumëllojshmërinë e tyre, në mënyrë që secili të mund të identifikohet me atë çka ai sheh rreth vetes, që secili të mund të shohë veten në fytyrën e vendit ku ai jeton, dhe të ndiejë se ia vlen të marrë pjesë në të e jo të rrijë mënjanë, siç ndodh rëndom, që ai mbetet një spektator në ankth, dhe nganjëherë armiqësor.

Sigurisht, jo të gjitha përkatësitë që njeh një vend kanë të njëjtën rëndësi, nuk është fjala të shpallet një barazi sa për sy e faqe që nuk i thotë kujt gjë, por të pranohet legjitimiteti i larmisë së shprehjeve. Për shembull, nuk ka dyshim që, nga pikëpamja fetare, Franca është një vend kryesisht me traditë katolike, gjë që nuk duhet të pengojë njohjen edhe të përmasave protestante, çifute, myslimane, por edhe të asaj "volteriane", krejt mosbesuese ndaj pothuaj të gjitha feve. Secila nga këto përmasa - dhe lista nuk mbaron këtu - ka luajtur dhe luan akoma një rol domethënës në jetën e vendit, dhe në perceptimin e thellë të identitetit të tij.

Nga ana tjetër, është e sigurt që edhe vetë gjuha franceze ka një identitet me përkatësi të shumëfishtë përkatësisht: latine, së pari, por edhe gjermanike, keltike, dhe me prurje afrikane, antiljeze,

arabe, sllave, si dhe me ndikime të tjera, më të vonshme, që e pasurojnë pa qenë e nevojshme ta prishin atë.

Përmenda këtu vetëm rastin e Francës, për të cilin mund të flas më tepër se për rastet e tjera. Është e natyrshme që çdo shoqëri ka përfytyrimin e vet, shumë të veçantë, për veten dhe identitetin e saj. Për vendet e Botës së re, dhe pikërisht Shtetet e Bashkuara, nuk përbën ndonjë problem në parim të pranojnë që identiteti i tyre është ndërtuar nga përkatësi të shumëfishta, përderisa ato vetë janë krijuar prej prurjeve të emigrantëve të ardhur nga të gjithë kontinentet. Por, këta emigrantë nuk kanë ardhur të gjithë në të njëjtat kushte. Disa kanë ardhur për të kërkuar një jetë më të mirë, të tjerë janë sjellë me zor, kundër vullnetit të tyre. Vetëm pas një procesi të gjatë, shumë të gjatë, ende të pakryer, bijtë e emigrantëve, po ashtu dhe pasardhësit e atyre që jetonin aty në epokën parakolombiane, do të mund të identifikohen plotësisht me shoqërinë në të cilën jetojnë. Por këtu, është më problem pikërisht realizimi i këtij procesi sesa parimi i shumëllojshmërisë.

Gjetiu, çështja e identitetit kombëtar shihet ndryshe. Në Evropën Perëndimore, që është kthyer, në fakt, në tokë emigrimi, por që nuk mendonte se do të kishte një prirje të tillë, disa popuj, prapëseprapë, e konceptojnë identitetin e tyre vetëm e vetëm duke iu referuar kulturës së tyre. Kjo është sidomos e vërtetë për ata që kanë qenë të ndarë për një kohë të gjatë, ose të privuar nga pavarësia e tyre; për ta, vazhdimësia nëpër Histori nuk ka qenë e siguruar nga shteti apo nga një territor nacional, por në saje të lidhjeve kulturore dhe etnike. Kësisoj Evropa, e marrë në tërësinë e saj, në rrugën që ajo ka nisur drejt bashkimit, duhet, patjetër, ta konceptojë identitetin e saj si një shumë të të gjitha përkatësive gjuhësore fetare etj. Nëse ajo nuk kërkon çdo element të historisë së saj, dhe nëse ajo nuk iu thotë qartë qytetarëve të saj të ardhshëm se ata duhet të ndihen krejtësisht evropianë pa reshtur së qeni gjermanë, francezë ose italianë ose grekë, ajo thjesht nuk do të

mund të ekzistojë.

Të farkëtosh Evropën e Re, do të thotë të farkëtosh një koncept të ri identiteti, për atë e për secilin nga vendet që e përbën dhe sadopak edhe për pjesën tjetër të botës.

Kur bie fjala për këtë shembull, apo për shembullin amerikan, si dhe për shumë të tjerë, ka shumë e shumë gjëra për të thënë, por unë nuk i jepem tundimit për të hyrë në detaje, duke u mjaftuar thjesht vetëm në një aspekt, sipas meje, fort i rëndësishëm, ai i "funksionimit" të identitetit: duke u nisur nga momenti i aderimit në një vend apo në një ansambël siç është Evropa e bashkuar, do mund të ndiejmë veçse një lloj afërsie me secilin nga elementët përbërës; sigurisht do të ruajmë një marrëdhënie tepër të veçantë me kulturën e saj, dhe një lloj përgjegjësie në drejtim të saj, por këto marrëdhënie do të ndërtohen gjithashtu edhe me elementë të tjerë përbërës. Që kur një piemontez ndihet italian, ai do të interesohet vetëm për historinë e Venecias dhe të Napolit, edhe nëse ai rezervon një dhembshuri të veçantë për Turin dhe të shkuarën e tij. Në të njëjtën mënyrë, nëse ky italian do të ndihet evropian, trajektoret e Amsterdamit apo Lubekut atij do t'i duken më pak indiferente, gjithmonë e më pak të huaja. Kjo mund të kërkojë ndërkohë dy ose tri gjenerata, për disa diçka më shumë; por unë njoh, ndërkohë, të rinj evropianë që sillen sikur kontinenti i tërë të ishte vendi i tyre, dhe të gjithë banorët e tij të ishin patriotët e tij.

Unë që kërkoj me zë të lartë secilën nga përkatësitë e mia, nuk mundem të ndalem së ëndërruari që një ditë hapësira ku unë linda të ndjekë të njëjtën udhë, duke lënë pas kohën e tribuve, kohën e luftërave të shenjta, kohën e identiteteve vrastare, për të ndërtuar diçka të përbashkët; unë ëndërroj që një ditë ta quaj të gjithë Lindjen e Afërme, siç quaj Libanin, Francën, Evropën, "Atdhe", dhe "bashkatdhetarë" të gjithë bijtë, myslimanë, çifutë e të krishterë të të gjithë emërtimeve dhe të gjithë origjinave. Në kokën time, që vazhdimisht spekulon para kohe, ndërkohë kjo

ëndërr është realizuar; por unë do doja që një ditë, ajo të jetë e tillë, një e vërtetë midis nesh, për të gjithë.

S'ma bën zemra, por po e mbyll këtë parantezë, për t'iu rikthyer idesë time të fillimit, e sërish të them për globin mbarë, atë çka thashë për çdo vend: duhen bërë gjërat në mënyrë të tillë që asnjeri të mos ndjehet i përjashtuar nga qytetërimi i përbashkët që po lind, që secili të gjejë atje gjuhën e identitetit dhe disa simbole të kulturës së tij, ku secili prapëseprapë të mund të identifikohet, sadopak, me atë që ai sheh të shfaqet çdo ditë në botën që e rrethon, e të mos kërkojë strehim në të shkuarën e idealizuar.

Krahas kësaj, çdonjëri duhet të mund të ngërthejë, në atë që ai vlerëson si identitet të tij, një përbërës të ri, që merr gjithmonë e më shumë vlerë në shekullin e ri, në mijëvjeçarin e ri: ndjenjën se i përket edhe aventurës njerëzore.

Kjo është pak a shumë ajo që desha të thosha për sa i përket dëshirës për identitet dhe shkarjeve të saj vrastare. Ndonëse qëllimi im ishte t'i shkoja këtij problemi deri në fund, unë jam ende në belbëzimet e para, për çdo paragraf që kam shkruar përvëlohesha nga dëshira për të shtuar nja njëzet rreshta të tjerë. Dhe duke iu kthyer sërish asaj ç'kam shkruar nuk jam i sigurt nëse u kam dhënë këtyre faqeve tonin e duhur - as shumë të ftohtë as shumë të zjarrtë -, argumentet që duhen për të qenë bindës, apo shprehjet më të drejta. Por pak rëndësi ka, unë desha vetëm të hedh disa ide, të sjell një dëshmi, dhe të nxis një reflektim mbi temat që më trazojnë prej gjithsaherë, dhe gjithmonë e më shumë e shikoj këtë botë kaq magjepsëse, kaq turbulluese, ku më ra fati të lind.

Zakonisht, ndërsa një autor mbërrin në faqen e fundit, urimi i tij më i madh është që libri i tij të lexohet edhe për njëqind apo dyqind vjet të tjera. Merret vesh që këtë s'kemi për ta ditur ndonjëherë. Ka libra që shkruhen për t'u bërë të përjetshëm dhe që vdesin më të nesërmen, ka të tjerë që mbijetojnë ndërsa i kujtonim engledisje shkollarësh. Gjithsesi, shpresa vdes e fundit.

Për këtë libër që nuk është as engledisje, as vepër letrare, po

bëj një urim të kundërt: që nipi im, kur të bëhet burrë, ta gjejë rastësisht një ditë në bibliotekën e shtëpisë, ta shfletojë, t'i hedhë një sy, e pastaj ta vendosë pa e zgjatur shumë në raftin e pluhurosur nga e nxori, dhe duke ngritur supet të çuditet që në kohën e gjyshit të tij, kishin ende nevojë të thoshin të tilla gjëra.

PËRMBAJTJA

Identiteti i çdo personi përcaktohet nga një bashkësi elementësh që patjetër nuk kufizohen vetëm në ato që përcaktohen në regjistrat zyrtarë. Sigurisht, pjesa më e madhe e njerëzve i përkasin një tradite fetare, një kombësie, nganjëherë edhe dy kombësive; një grupi etnik apo gjuhësor; një familjeje pak a shumë të madhe; një profesioni; një institucioni; apo një grupi social... Por lista është shumë më e gjatë akoma, virtualisht e pakufizuar. Mund të ndiejmë një përkatësi pak a shumë të fortë për një rajon, një fshat, një lagje, një klan, për një ekip sportiv ose për një profesion, për një grup miqsh, një sindikatë, një ndërmarrje, një parti, apo një shoqatë, një famulli, a një komunitet njerëzish që kanë të njëjtat pasione, të njëjtat preferenca seksuale, të njëjtat mangësi fizike, ose që përballen në shoqëri me të njëjtën të keqe.

Të gjitha këto përkatësi patjetër që nuk kanë të njëjtën rëndësi, gjithsesi jo në të njëjtën kohë. Por asnjëra nga ato nuk është plotësisht pa domethënie. Ata janë elementët përbërës të një personaliteti, mund t'i quajmë afërsisht "gjenet e shpirtit", me kusht që të saktësohet se pjesa më e madhe e tyre nuk kanë bashkëlindur me njeriun.

Nëse secili nga këta elementë mund të ndodhet tek një numër i madh individësh, asnjëherë nuk do të gjejmë të njëjtin kombinim tek dy individë të ndryshëm, dhe pikërisht kjo përbën pasurinë e secilit, vlerën e vërtetë, kjo bën që çdo qenie të jetë e veçantë dhe fuqimisht e pazëvendësueshme.

**Amin Maalouf**

ISBN 99943-32-80-5




**Çmimi 700 lekë**